Ky libër i kushtohet të gjithë atyre që po angazhohen (të gjallëve) dhe janë angazhuar (dëshmorëve, të keqtrajtuarve, të vdekurve) sinqerisht për Ribashkimin Kombëtar të popullit shqiptar me para, pushkë e penë.

Libri është 100% prodhim i trurit shqiptar.

Nëse je shqiptar/e librin menjëherë shpërndaje në mënyre elektronike te të afërmit e tu, shokët, shoqet, kolegët, koleget, miq, me një fjalë te të gjithë ata që i njeh apo je në kontakt pa dallim moshe e gjinie, statusi shoqëror, nivelin arsimor, intelektual e profesional.

**Nuk ke filluar** me shpërnda TI NUK JE **SHQIPTAR/E.**

Të rekomandoj  që të mos lexosh këtë libër…po, po mirë e lexove…mos e lexo këtë libër nëse nuk të intereson populli yt.  Nuk dua që të humbas kohën tënde, merru me diçka tjetër.

Të intereson gjendja e popullit tënd? Mirëserdhe! Je në vendin e duhur.
Lexim të këndshëm!

**PËRMBAJTJA** **Faqe**

**Parathënie**

Çështja shqiptare paraqet një ndër problemet politike më të mëdha në Evropë, e cila kohë pas kohë shfaqet edhe në mediat botërore me tërë kompleksitetin e saj që ngërthen. Shpërthimi i kohëpaskohshëm i saj është tregues i qartë se kjo çështje kërkon trajtim rrënjësor për një zgjidhje sa më të drejtë, e cila, në radhë të parë do të kënaqte aspiratat e popullit shqiptarë për barazi, liri, zhvillim dhe dinjitet.

Për çështjen shqiptare padrejtësisht të zgjidhur është folur nga veprimtarë të dalluar të çështjes sonë, janë botuar libra nga intelektual e veprimtar madhor të popullit tonë, janë kryer shumë akte të përmasave mitologjike nga trimat shqiptar, e ndoshta lexuesi/ja mund ta pyes vetën se cila është dobia e këtij libri dhe me çfarë dallon nga librat tjerë?

Duam të theksojmë se ky libër është i dobishëm pasi që dallohet me një qasje të re ndaj çështjes tonë kombëtare, në radhë të parë pa eufori emocionale dhe teprime të një anshme të historisë sonë të kaluar, më shumë merret me të tashmen dhe ardhmen, sqaron mënyrat se si të ndihmohet Ribashkimi, sqaron ngritjen e vetëdijes politike prej asaj lokale në kombëtare, si dhe t'ia bëj me dije njeriut të thjeshtë shqiptar se ai, dhe vetëm ai është përgjegjës për të tashmen e tij, sado që i thjesht është për nga arsimimi, statusi shoqëror dhe niveli intelektual.

*Qëllimi parësorë* ka vetëdijesimin e njeriun të thjeshtë shqiptarë dhe t'ia kujtoj edhe një herë se Ai është dikush, dhe me të nuk mundet të luaj askush, qoftë vendor apo i huaji (fqinjët, ndërkombëtarët). *Qëllimi dytësorë* është të nxisë bisedën në takime, ndeja, zyrtare e jo-zyrtare, në publicistikën shqiptare, dhe media te të gjithë shtresat e shoqërisë pa dallim moshe e gjinie për temën e Ribashkimit Kombëtar, me qëllim që të mos trajtohet më si temë e ndaluar dhe të kalohet nga etapa e fjalëve në ato të veprave.

Vlera më e madhe e këtij libri qëndron në atë se mund të shfrytëzohet si udhërrëfyes nga individ, organizata, institucione që merren me çështjen e Ribashkimit dhe t'i shërbej si mjet sqarues dhe lehtësues gjatë trajtimit të disa elementeve të pashmangshme të këtij procesi politik e që mund t'u kursej kohë, mund dhe para.

Mendimet e autorit nuk duhen të kuptohen si të ngurta dhe të padiskutueshme - por vetëm si pikënisje dhe orientim për ekspert të fushave të ndryshme dhe veprimtarëve me përvojë që merren me çështjen e Ribashkimit - e që duhet të plotësohen dhe pasurohen me mendimet e tyre duke iu përshtatur kohës, mundësive dhe rrethanave në tërësi.

Libri është shkruar në një gjuhë tejet të thjesht e sidomos jam munduar t'i ikë anglicizmave të sodit, të cilat po përdoren me të madhe me vend e pa vend edhe kur kemi fjalët përkatëse shqipe, vetëm e vetëm që të kuptohet nga çdo shqiptar/e i çfarëdo moshe, gjinie, profesioni apo statusi shoqëror që ka në shoqërinë shqiptare aty ku jeton dhe vepron, qoftë në atdhe apo në mërgatë.

Libri parapëlqehet të lexohet nga faqja e parë, por mund të fillohet nga cila do temë e trajtuar që do lexuesi.

Për të arritur diçka në jetë njeriu duhet të veproj, e në rastin tonë për Ribashkim, shqiptari/ja duhet së pari të vetëdijesohet, të bashkohet në grupe, nga grupet në organizata e nga organizatat në institucione.

Nëse ky libër arrin që të ngrit vetëdijen e vetëm një shqiptari/e pa marr parasysh se ku ndodhet në botë, se çështja shqiptare ka nevojë për të, dhe se Ribashkimi Kombëtar mbetet e vetmja mundësi për zgjidhje afatgjate dhe fatlume të çështjes shqiptare, e konsiderojmë të suksesshëm publikim e këtij libri elektronik.

***HYRJE***

**Ribashkimi Kombëtar**

Cila gjendje tingëllon më mirë për ty?

- A duhet si shqiptarë të jetojmë të copëtuar në 6 shtete?
- Apo të jemi të Ribashkuar në një shtet të vetëm?

Para se të përgjigjesh mendo mirë.

- Në cilën shtet të lartpërmendur shqiptarët do të ndihen më mirë?
- Ku do të jenë më të suksesshëm?

......Qartë se në të dytin.

PRANDAJ…

**Le të hapet kutia e Pandorës… kurrë mos mbet pa u hap!**

Mos të hapet kutia e Pandorës, është kjo një fjali që e mbizotëron mendim politik shqiptar kudo që ndodhet, dhe sapo përmendet kutia e Pandorës, shqiptarët frikësohen. Por, frika shpesh vjen nga e panjohura. Ata që thonë të mos hapet, harrojnë një gjë, nga kutia e Pandorës nuk dalin vetëm të këqijat, por dalin edhe të mirat, del edhe shpresa. Shpresa (Ribashkimi) është ajo që nuk i tregohet popullit shqiptar.

Pra, duhet të ndërrojmë mendimin dhe të kuptojmë se nga Pandora vijnë edhe të mirat. Mendimi politik shqiptar tash e tutje duhet t' i gëzohet hapjes së kutisë së Pandorës, dhe të mos ketë frikë nga ajo. Të gjithë duhet të jemi në një mendje dhe të themi: *'' Le të hapet kutia e Pandorës ...kurrë mos mbet pa u hap''.*

S'ka rëndësi sa gjatë kemi shkuar në rrugën e gabuar, me rëndësi është që të kthemi në rrugën e duhur. Parimi është se ne:

- Duhet të dimë ku po shkojmë;
- Ndërmarrim hapat e nevojshëm që të arrijmë atje.

**Lidhja 1878**

Historia moderne e shtetit Izraelit mund të ndahet në dy etapa. E para filloi me Theodore Herzl, i cili në Bazel të Zvicrës më 1897 tuboi Kongresin e Parë Sionist. Herzle pohoi në mënyrë profetike se brenda 50 viteve do të krijohet shteti hebraik:''Nëse ju doni, ai nuk do të jetë më ëndërr''. Më pas, gjatë 50 viteve, me gjak, djers e lot u lind shteti hebraik.

Më 14 maj të vitit 1948, Izraeli shpalli pavarësinë. 11 minuta pas shpalljes ai u njoh nga SHBA-të, pastaj nga Bashkimi Sovjetik dhe shumica e shteteve perëndimore. Më 11 maj të vitit 1949, Asambleja e Përgjithshme voton për Izraelin si anëtar i Kombeve të Bashkuara. Sot Izraeli njihet nga 120 shtete.

Kryetar i parë i shtetit izraelit ishte shkencëtari, Chaim Weizmann, prijës 30 vjeçar i lëvizjes Sioniste. Ai është i njohur për doktrinën e tij e cila pasqyrohet në këto fjalë: ''Sikurse të gjithë mbretërit që nga Lindja dhe Perëndimi të na japin ne shtet, ato do të jenë vetëm fjalë. Por, sikur hebrenjtë të ngriheshin dhe ndërtonin shtetin e tyre, ai do të ishte çështje e përfunduar''.

U mbushën plot 134 vite kur atdhetarët shqiptarë nga tërë trevat shqiptare në Prizren më 1878 shpalosën programin kombëtar shqiptarë i cili në histori njihet si Lidhja e Prizrenit. Në atë program kërkohej barazi dhe drejtësi për shqiptarët sikurse për fqinjët e tyre. Ne sot pyesim, a u arritën qëllimet e Lidhjes? Përgjigjen çdokush e di nga ne. Nuk kemi arsye të jemi krenar. Shqiptarët sot janë po ata shqiptarë të Lidhjes.

Si duket vetëm për ne shqiptarët koha ka ndaluar dhe ende jemi në vitin 1878. Edhe sot ndodhemi para një dileme të madhe e ajo është:

- Si t'i ruajmë nga copëtimi trojet që na kanë mbet (Shqipërinë londineze dhe Kosovën)?
- Përse kemi harruar pjesët tjera të tokave shqiptare: Veriun, Kosovën Lindore (Medvegjë, Bujanoc e Preshevë), Iliridën, Plavën, Gucinë, Ulqinin?
- Përse nuk guxojmë as të përmendim sanxhakun e Nishit, Çamërinë?

Të parët tanë para 134 viteve na lanë një AMANET, ne ende nuk e kemi përmbush atë. Gjatë tërë këtyre viteve përjetuam gjithçka, e paguam me lëkur, viktima e me territore. Na zvogëluan sa s'bënë më. Nga 130.000 km² që kishim më 1878, sot na kanë mbetur 55.000-60.000 km². Por nuk janë të kënaqur me kaq, duan edhe më shumë të na tkurrin, duan që të mbesim ashtu siç na thonë: ''Shqipëria s'është gjë tjetër veçse një shprehje gjeografike''.

**Shekulli XXI**

Shqiptarë dhe shqiptare, përse ne shtiremi sikur nuk jemi në shekullin XXI? Bëjmë se nuk kuptojmë proceset politiko - historike. Më tregoni:

- Kur kemi qenë më të shkolluar?
- Kur kemi pasur më shumë miq sa që kemi sot?
- Kur do të mbushemi mend që të veprojmë për interesin tonë?
- A provuam sisteme e administrata të huaja mjaft?
- Çfarë arritëm me ato?

Mendo, e mos u ngut! Por tash vjen pyetja kryesore:

- Kur do të bëhemi për vete?
- Çfarë po na pengon?

Pushtetarët i kanë fajit do të më thuash ti.

- Po ti, ke ndonjë faj, bëhu i sinqertë me vetën?
- Çfarë ke bërë ti për dallim nga pushtetarët për të mirën e vendit tënd?

Më ka kapluar varfëria, kam shumë punë, kam shumë angazhime, nuk më premton koha, do të më përgjigjesh. Të lutem 15 minuta brenda 24 orëve nuk mundesh me i gjet për atdheun tënd? Gjendja e atdheut tonë është e tillë edhe për shkak të mos angazhimit tënd. Kthjellohu, shkundu, vrojto, lëviz, dhe shiko se si po përparon bota dhe fqinjët tanë në çdo sferë jetësore, e ne humbim kohën me çështje të kota në vend se të merremi me ato të rëndësishme.

Po mirë, ku di unë çfarë duhet të bëjmë, na tregoni. Të lumtë!… kjo është mënyra se si duhet të punojmë për vetën tonë, për atdheun tonë sot. E di ti atë thënien: ‘’Punë punë natë e ditë që të shohim pakëz dritë’’? E di. Pra,vetëm me punë dhe angazhim të përditshëm mund të zhvillojmë dhe përparojmë atdheun/mëmëdheun tonë Shqipërinë, me të cilën duam që të jemi krenar. Nëse secili nga ne angazhohet pak, së bashku kemi bërë shumë.

**E kaluara, Tashmja dhe Ardhmja**

Çfarë do që kemi vepruar në të **kaluarën** ne nuk mund ta kthejmë pas ose të ndryshojmë historinë. ‘’E kaluar e harruar’’- thotë populli ynë. Përse të brengosemi për diçka që nuk mund ta kontrollojmë? Le të ik e kaluara, por t’i mbajmë mësimet (pësimet) për ne. Çfarëdo mësime që janë ato, do të jenë shumë të rëndësishme për arritjen e qëllimeve tona të ardhshme. Këto mësime janë mësuesit tanë në arritjen e qëllimit.

E **ardhmja** na shërben si faktor motivues për qëllimin tonë politik, e që po pajtohemi se është Ribashkimi Kombëtar. Në këtë qëllim do të kemi shumë pengesa, por me një plan të mirë, pasi që plan të përsosur nuk ka, ne do t’i mposhtim të gjitha pengesat.

E **tashmja** paraqet çastin kur ne duhet të veprojmë. Të gatshëm apo jo ne duhet të ndërmarrim diçka. Gabimet mund të ndodhin, por ato mund të përmirësohen. Ta lëmë me një anë vonesën. Një vonesë do të na kushtojë me një vonesë tjetër. Mos të frikësohemi nga kritikat, gabimet, pengesat. Duhet të veprojmë me mençuri duke u shërbyer me gabimet e së kaluarës.

**Interesi Politik Shqiptar**

Nëse për SHBA-të interesi kombëtar është hulumtimi i gjithësisë; nëse për Kinën interesi kombëtar është fuqizimi i saj në superfuqi botërore; nëse për Rusin interesi kombëtar është rikthimi i fuqisë nga periudha e ish-BRSS; nëse për Turqinë interesi kombëtar i saj është rikthimi në ish-kufijtë e Perandorisë Osmane, cili është interesi i VËRTET politik kombëtar i shqiptarëve? Çdo analizë e sinqertë dhe e pa hile të nxjerr në sipërfaqe vetëm dy fjalë, Ribashkim Kombëtar.

**Përse të Ribashkohemi?**

Nëse duam barazi, drejtësi, paqe, zhvillim, përparim, dinjitet njerëzorë, mirëqenie ekonomike dhe të radhitemi përkrah popujve përparimtarë, i vetmi kompromis politik që mund të bëjnë shqiptarët në shekullin XXI quhet Ribashkim Kombëtar, ku nga 6 copëza të dobëta me emra të ndryshëm krijohet, një administratë dhe shtet i vetëm, i fuqishëm me emrin SHQIPËRI.

**Përse Ribashkimi nuk ndodhë?**

Ka disa që na thonë se Ribashkimi kurrë nuk ka për të ndodhur, kur i dëgjon ata të bëhet se rruga është e mbyllur dhe shpresa është humbur.

Kemi ne ndonjë problem në realizimin e Ribashkimit?

- A thua problemi qëndron në kërkimin e pengesës, ashtu që ta largojmë atë, apo, në fakt, ne e dimë pengesën, por nuk dimë si të lirohemi nga ajo?

Ndoshta, problemi  jemi vet ne se merremi me:

- Çështje dytësore në vend të atyre thelbësore;
- Me imtësia në vend të tërsis;
- Në vend të çështjeve obligative ne merremi me ato joobligative;
- Në vend të çështjeve njësuese(bashkuese) ne merremi me ato polemizuese (përçarëse);
- Në vend të burimores ne merremi me imitim;
- Në vend të veprës dhe punës ne merremi me fjalë dhe debate;
- Në vend të shkencës dhe planifikimit ne merremi me emocione dhe rutinë;
- Në vend se të jemi tolerant ndaj kundërshtarëve në mendim ne i urrejmë ata;
- Në vend të cilësisë ne merremi me sasinë;
- Në vend se të merremi me të tashmen dhe përgatitjen për të ardhmen, ne merremi me të kaluarën;
- Në vend se të përcjellim politikën ne përcjellim gjërat e parëndësishme;
- Në vend se të flasim drejt ne merremi me polemizime tendencioze;
- Në vend të kombëtares ne merremi me lokalen;
- Në vend se të jemi llogaridhënës ne mahnitemi me vetveten.

**Organizimi**

Për të arritur të mirat e përbashkëta njerëzit duhet të organizohen. Organizimet mund të marrin forma të ndryshme. Në çdo fushë ekziston sistemi apo formula e suksesit. Individët dhe popujt kanë deshifruar kodin dhe kanë kuptuar formulën. Hapi i parë kur i hynë një pune që ti do të merresh është që pikturën e madhe ta zbërthesh në pjesë më të vogla, dhe të njohësh të gjitha pjesët e veçanta (individuale). Ato të veçantat mund t’i zbërthesh edhe në njësi më të vogla.

Po, ne si duhet të organizohemi në arritjen e qëllimit tonë politik, Ribashkimit? Vlen të theksojmë se para vetës duhet të kemi parasysh 4 faktor apo elemente:

- Njeriun apo individin shqiptar/e;
- Popullin apo shoqërinë shqiptar/e;
- Shtetet fqinje;
- Bashkësinë ndërkombëtare (Fuqitë e Mëdha).

Të gjitha këto janë të lidhura në mes veti dhe secila i ka të metat dhe të mirat e veta që mund të na ngadalësoj apo përshpejtoj drejt Ribashkimit. T'i shkoqisim një nga një.

***<u>KAPITULLI I PARË</u>***

## INDIVIDI

Individi jemi: ti, ai, ajo, unë. Për çdo punë, pra edhe për Ribashkim forca kryesore fillon nga njëshi (unë/i). Çështja kombëtare duhet të jetë pjesë e personalitetit tonë. Duke qenë pjesë e këtij personaliteti, kjo tregon se ne kemi qëllim në jetë.

### Qëllimi

Çfarë është qëllimi? Qëllimi i njeriut është arsyeja se përse ai bënë atë që bënë. Për shembull, nëse e njihni ndonjë shkrimtar, ai me siguri nuk shkruan vetëm për para (edhe pse mund të jetë qëllimi). Në nivelin e thellë, ai mund të shkruaj dhe të frymëzohet nga dobitë që i sjell të tjerëve.

Këto dobi mund të jenë: njerëzit mund të ndryshojnë gjatë leximit të shkrimeve të tij; njerëzit mësojnë për gjërat duke lexuar veprën e tij; vepra e tij frymëzon imagjinatën dhe krijimtarinë e njerëzve.

*Përse qëllimi është i rëndësishëm?* Sepse na nxit që të arrijmë më lehtë drejt cakut tonë, duke e ditur se ne (dhe të tjerët) do të ndryshojmë duke pasur dobi të shumë anshme nga qëllimi. Ata që nuk kanë qëllim, humbin vetëdijen, humbin identitetin, dhe pas kësaj – domosdo- humbin edhe rrugën.

Nëse nuk dimë se çfarë duam (qëllimin), ne zvogëlojmë gjasat për të arritur atë që duam. Me qenë vetja është privilegj, e jo e drejt që duhet të fitohet.

Çdo person është i veçantë. Çdo qenie njerëzore dallohet nga tjetri në shumë mënyra. Askund në rruzullin tokësor nuk mund të gjenden dy persona që janë absolutisht të njëjtë. Individët dallohen shumë, ashtu siç edhe e dimë, në pamje, në fuqinë mendore dhe trupore si dhe në personalitetin e tyre.

### Personaliteti

Shpreh veçorit dhe ndryshimet e vazhdueshme te njerëzit. Njerëzit dallohen në mënyrën e të shprehurit të tyre, nga struktura e fuqisë së mendimeve, ndjenjat dhe sjelljet.

Personaliteti përfshin: ndjenjat, disponimin, sjelljet, qëndrimet, mendimet dhe shumë qartë shprehet në bashkëveprim me njerëzit tjerë. Kjo përfshin sjellje të veçantë të cilat e dallojnë një person nga tjetri. Këto dallime të sjelljeve mund të shihen nëpërmes marrëdhënieve njerëzore me mjedisin dhe me grupet shoqërore siç janë për shembull tubimet e natyrave të ndryshme.

**Grupi**

Gjatë jetës individi është në kontakt me të tjerët, kur jemi në kontakt me ta, ne jemi në grup. Vazhdimisht, gjatë gjithë jetës sonë ne jemi në kontakt me njerëzit e tjerë. Jeta jonë është plot grupe, disa me anëtarësi të qëndrueshme dhe disa me anëtarësi relativisht të ndryshueshme. Ne jemi anëtarë të grupeve të ndryshme të njerëzve: familja, shokët, fqinjët tanë, kolegët tanë të punës, ndonjëherë edhe klubet sportive, grupet muzikore apo ndonjë grup tjetër.

Disa prej tyre kanë ndikim vendimtar në ne dhe ndikojnë në sjelljet, pikëpamjet dhe qëndrimet tona. Aktualisht askush nuk është individ i kompletuar dhe i pavarur. Ne të gjithë varemi dhe kemi ndikim nga standardet dhe nga mënyra e të sjellurit e cila është veçori e grupit të cilit i takojmë.

Në të njëjtën kohë, ne nuk duhet të harrojmë se çdo herë që ne njoftohemi apo kemi kontakt me ndonjë person tjetër, ata janë anëtarë të grupeve të ndryshme, njëkohësisht janë nën ndikimin e atij grupi si në sjelljet, qëndrimet dhe pikëpamjet.

Njerëzit të cilët e ndërtojnë një grup, si për shembull, një grup muzikor apo një ekip pune, gjithashtu ndikojnë në njërin tjetrin duke ndarë të njëjtat interesa ose qëllime.
Në përgjithësi grupi përkufizohet si: ‘’Dy apo më shumë persona të cilët bashkëveprojnë me njëri tjetrin duke ndarë të njëjtat interesa ose qëllime’’.

Për Ribashkim bashkohu me ekipe tjera që kanë qëllimin tënd. Vet nuk mund të bësh asgjë po nuk gjete njerëz tjerë.

Kur e kuptojmë, se NE jemi ata që i japim botës kuptim, ne fuqizohemi në ndryshimin e botës sonë. Sipas shkencës së fizikës objektet udhëtojnë përmes sistemit të rrugës me rezistencë më të dobët. Sikurse uji në lumin Shkumbin, edhe energjia jonë rrjedh në rrugën më të dobët. Fillojmë me rezistencën më të dobët apo aktivitetet që kërkojnë më pak energji siç janë: arti, sporti, dhe kultura në nivel kombëtar e jo shtetëror.

**Komunikimi**

Çfarëdo bashkëveprimi mes qenieve njerëzore, çfarëdo zhvillim i marrëdhënieve shoqërore dhe çdo mënyrë e bashkëjetesës bazohet në komunikim. Pra me shprehjen komunikim nënkuptojmë çfarëdo këmbim të informatave, shprehjen e mendimit, marrëveshjeve, mosmarrëveshjeve, apo edhe ndjenjat. Komunikimi ndërton një rrjet që i mban grupet së bashku dhe lidh kulturat. Dhe e fundit, por jo më pak e rëndësishme, ky është një mjet për tejkalimin e dallimeve.

**Motivi**

Për të shkuar drejt qëllimit njerëzve u duhen shtytjet apo siç njihen me emrin motivet. Njerëzit në jetë motivohen nga gjërat që ata i duan, e jo nga gjërat që të tjerët i duan. Nëse doni që njeriu të ndryshoj, duhet të bësh përpjekje t'i tregosh se ai do të përfitoj, e jo vetëm ju.

Për Ribashkim motivi jonë është një Shqipëri e përparuar, sepse të gjithë ne do të fitojmë.

Ushqeni mendjen se paku me 15 minuta lexim me jetën e atdhetarëve tanë apo muzikë atdhetare. Kjo na motivon. E motivimi nuk zgjat shumë, ashtu si pastërtia trupore andaj rekomandohet për çdo ditë. Kur jemi të motivuar, NE nuk kërkojmë leje nga bota pasi që kënaqësia vjen nga brendia.

Në rrugëtimin tonë do të kemi lodhje, rraskapitje, kjo është krejt normale, por me rëndësi është që të MOS NDËRPRESIM punën tonë. Të gjejmë motivin në rilindësit tanë, në Skënderbeun  e Adem Jasharin, veprimtarë tjerë e personalitete botërore.

Është mirë të respektojmë rilindësit, atdhetarët e dëshmuar. Të mësojmë, studiojmë dhe vrojtojmë ata, por mos t'i ADHUROJM, të besojmë se mund t'i tejkalojmë dhe të bëjmë më shumë se ta.

**Mendësia**

Për të arritur diçka njerëzit duhet të dinë se si të mendojnë drejt. Duhet të largohemi nga mendësia e padobishme se s'ka gjë nga Ribashkimi. Heqja dorë nga Ribashkimi paraqet mendësinë më të keqe. Mendësia e dobishme është se Ribashkimi jep fryte. Ne na duhet

një remont i përgjithshëm mendor. Nëse duam që të jemi të suksesshëm në këtë botë, së pari duhet të kujdesemi për riformatimin e mendësisë tonë. Mendësi që:

- Beson në vete;
- Merr përgjegjësinë për veprime;
- Nuk kërkon miratimin e të tjerëve;
- Nuk brengoset "çfarë po thotë bota".

I vetmi person që mund të bëjë diçka me mendësinë (programimin) tonë që po flasim je TI. Ne shpesh dëgjojmë kur na thonë se: ''Po e presim sinjalin nga Evropa''. Mos pritni që dikush nga bota do t'ju marr në telefon dhe t'ju thotë : " E dini zotëri ne ishim duke menduar për ju shqiptarët dhe për të dal nga kjo gjendje, ju duhet të bëni këtë dhe këtë, pasi që ne duam t' ju ndihmojmë''. Kjo nuk ka për të ndodhur kurrë. Nëse duam sukses duhet ta bëjmë të tërën vet. Duhet vet me sytë tanë të shohim se çfarë po ndodh në botën reale. Tjetri na thotë:''Nuk janë pjekë rrethanat''. Rrethanat janë gjithnjë neutrale, është mendja jonë ajo që i bënë rrethanat të volitshme dhe pavolitshme.

Është ajo thënia se: ''Nëse vazhdon të bësh atë që ke bërë deri tani, do të fitosh atë që ke fituar''. Me fjalë të tjera nëse duam rezultat ndryshe, atëherë duhet të bëjmë diçka ndryshe. Ribashkimi nuk është ëndërr, që nesër sapo zgjohesh nga gjumi e sheh të gatshme, por :

- Përpjekje;
- Angazhim;
- Flijim;
- Durim.

Mendja jonë nuk guxon të jetë e kufizuar por:

- gjithnjë e hapur në kërkim të rrugëve dhe mjeteve tjera.

Çelësi është në:

- Respektimin e vetvetes;
- Ndjenjave tona;
- Të flasim atë që e *ndiejmë*, jo atë që e *mendojmë*.

Kur flasim me ndjenja të tjerët na afrohen dhe na respektojnë, kur flasim me mendime vetëm se largojmë të tjerët. Atë që e flasim ta themi me VETËBESIM. Vetëbesimi është ndjenjë e sigurisë, ju jeni i vlefshëm për atë se kush jeni.

Vetshkatërrimi i popujve vjen nga të menduarit keq e jo duke i akuzuar të tjerët për shkatërrim. Ne duhet të shkurorëzohemi me mënyrën e vjetër të menduarit dhe të vepruarit. Kur ndryshon mendimet ke ndryshuar realitetin. Idetë e mëdha shpesh kundërshtohen nga mendjet mesatare thoshte - Albert Einstein. Pjesë e mendimeve janë emocionet.

**Emocionet**

Frika, trimëria, gëzimi, hidhërimi, pasiguria, siguria janë pjesë e botës emotive njerëzore prandaj edhe e shqiptarëve. Natyra e ka mallkuar njeriun se kur diçka nuk shkon sipas parashikimeve tona, ne dëshpërohemi. Mos të presim se:

- Gjërat do të ndryshojnë vetvetiu;
- Dikush do ta bëj për ne.

Me emocionet e tepruara ne mendojmë në mënyrë të gabuar, ku e pengojmë vetën tonë. Nganjëherë duhet të sillemi jo çfarë duam ne, por çfarë do bota.

Se si shokët, miqtë, kolegët, fëmijët, bota sillen me ty, është shpesh se si ti sillesh me veten. Emocionet janë të mira dhe të këqija. Atë që bëni ose ndiheni mirë ose keq. Kur emocionet bëhen shumë të fuqishme, ato kaplojnë mendjen dhe trupin tonë. Pastaj, ju jeni të drejtuar nga fjalët që të tregoni ndjenjat.

**Qëndrimi**

Si rezultat i ndjenjave në mendjen dhe trupin tonë formohen qëndrimet. Në rastin tonë qëndrimi është: ‘’Ribashkimi kombëtar nuk ka alternativ’’. MJAFTË MË:

- Me të drejtat e njeriut;
- Me multietnicitete (vëllazërim-bashkim);
- Me bashkëpunim rajonal e ndërkombëtar;
- Me integrime euroatlantike.

...NË DËM të çështjes shqiptare. Çështja jonë hyn në sferat e çështjes KOLONIALE dhe pikë.

Mjaftë më me paragjykime se ç'do të na thotë, Evropa apo Lindja, ata kanë popujt dhe interesat e tyre. Prandaj ti, unë, ai e ajo duhet të jemi forca motorike që e DETYRON qeverinë, apo ndonjë Lëvizje, drejt Ribashkimit. 15 minuta ti, ai, ajo duken të vogla për një person, por të mëdha si tërësi. Ti mund të kesh një jetë të mrekullueshme, punë, karrierë, familje, të gjitha, por nëse nuk je i Ribashkuar, NUK KE ASGJË d.m.th. je i pa dinjitet. Je i padinjitet sepse punon për të tjerët e jo për vete. Këtu qëndron thelbi i pakënaqësisë tënde me gjendjen politike të popullit tonë.

E kuptojmë modën, misat, veturat, pushimet, iPhonat, iPhodat, You Tube e Facebook, këto janë pjesë e jetës, por edhe dashuria ndaj atdheut është pjesë e jetës.

Qëndrimin tonë, besimin tonë ne e komunikojmë me fjalë, pyetje, tema, vepra, sjellje dhe gjithçka tjetër që bëni.

**Suksesi dhe dështimi**

Si rezultat i qëndrimeve kemi suksese ose dështime. Në çdo fushë ekzistojnë tre lloje të njerëzve:

- Njerëzit të cilët në mënyrë instiktive e kuptojnë, se si një sistem punon dhe arrijnë herët sukses në jetë;
- Njerëzit të cilët e mësojnë sistemin përmes gabimeve, dhe arrijnë sukses përmes punës së pandërprerë dhe vendosmërisë;
- Njerëzit që kurrë nuk arrijnë të kuptojnë sistemin, për shkak të mendjemadhësisë dhe paditurisë.

Në dy kategoritë e para njerëzit janë të suksesshëm, në kategorinë e tretë do të vazhdojnë me ngatërrimet dhe prapambeturin e tyre.

E ke kuptuar apo jo, ju sjellni vendime dhe gjykime gjatë tërë ditës bazuar në të kaluarën-jo bazuar në atë se çfarë po ndodhë në të tanishmen, e as se çfarë dëshironi në të ardhmen. Kjo pra është dështimi. Suksesi është të mësuarit nga e kaluara dhe lëvizja në të tashmen, me sy kah e ardhmja. Jepi fund të kaluarës, vlerëso të tashmen dhe dizajno të ardhmen.

Dy janë çështjet e suksesit:

- Mënyra e të menduarit;
- Sjellja me botën.

Që të dyja duhet të kombinohen, pasi që e zmadhojnë njëra tjetrën. Ne nuk kemi pasur sukses politik, pasi që kemi thënë po, kur pritej nga ne të themi jo, dhe kemi thënë jo, kur pritej nga ne, të themi po. Njëra nga të vërtetat më të rëndësishme të suksesit është formula: 10% ide të mira dhe 90% veprim.

**Punë e jo fjalë**

Nëse dëshirojmë, e *nuk veprojmë,* mbesim vetëm me dëshirë. Nëse ke:

- Qëllim;
- Dëshiron;
- VEPRON.

Ke ndryshim në drejtim të qëllimit.

**Ndryshimi**

Kur NE nuk jemi të kënaqur, duam ndryshime. Ndryshimi (pas mendësisë) fillon me fjalë. Janë dy gjëra që ndikojnë në ndryshim politik të shqiptarëve:

- Njëri personal;
- Tjetri politik.

*Në rrafshin personal* bie, përkufizimi i qëllimit në këtë botë. Çdo person në këtë planet (botë) ka diçka, që është e rrallë për të, por është diçka që shumë njerëz nuk janë të vetëdijshëm për këtë. Kjo diçka është shumë e rëndësishme, pasi që është vlerë përcaktuese, që të dikton çdo gjë që bënë ti, qoftë familja, puna apo diçka tjetër. Kjo ndikon aty ku jeton, cilët janë shokët e tu dhe çfarë bënë ti tërë ditën e lume. Çfarë është kjo gjë e rrallë? Është qëllimi yt në planet. Qëllimi yt është trashigëmia që ti jeton. Është ajo që ti bënë për të tjerët, dhe si të sheh bota. Është gjë që të shtyn, që të bënë të gëzuar, kur je duke e bërë atë, që të bënë të ndihesh i gjallë.

Ajo që është interesante është, se çdo person ka qëllim, por jo të gjithë e dinë se cili është qëllimi i tyre. Përse të pasurit (posedimi) dhe të diturit e qëllimit është i rëndësishëm për lumturin e përgjithshme dhe në veçanti për Ribashkimin?

Duke e ditur qëllimin, ai të jep besim rreth të gjitha vendimeve që i bënë në baza ditore:

- A të kryej këtë punë;
- A të kaloj kohën me këta shokë;
- A të harxhoj parat në këto gjëra apo të tjera.

Qëllimi të përkufizon se kush je, dhe ku po shkon në jetë. Kur e di qëllimin tënd, ngatërrimet nuk mund të ndodhin, sepse gjithçka mund të përmbyllet me një pyetje. A i shërben ky vendim, propozim, punë, veprim, qëllimit tim? Të pasurit dhe të diturit e qëllimit, ju bënë që të ndiheni, se ju po jetoni me qëllim, dhe gjithçka në jetë i shërben atij qëllimi, sado i çuditshëm apo i pazakontë do të duket.

Qëllimi është hapi i parë për lumturin tënde. Pra, cili është qëllimi juaj në jetë? Çfarëdo që është përgjigjja jote, qëllimi është shërbimi që bënë ndaj të tjerëve. Është mënyrë që të tjerët fitojnë nga puna apo përpjekjet tua. Edhe pse në shikim të parë të duket, se qëllimi është vetvetja, nëse mendon më thellë, do të kuptosh se çkado që bënë, të tjerët fitojnë.

Gjatë jetës, kur e ke kuptuar se je i pa vullnetshëm, padisponuar,  kjo ka qenë shenj se je duke vepruar në drejtim të kundërt me qëllimin tënd. Kur largohesh nga qëllimi në jetë, ajo të merr energjinë dhe e ndien veten si i humbur. Ne shqiptarët, mos e kemi humbur qëllimin në demokraci e ndoshta po ndihemi si të hutuar e të lodhur?

*Në rrafshin politik* bie përkufizimi i qëllimit politik.

- A duhet të vazhdojmë me çdo kusht projektin e Evropës së Bashkuar, apo Ribashkimi e pastaj Evropa e Bashkuar?
- A mos po duhet të rishikojmë vlerat tona politike. Të jemi të urtë, t'i kontribuojmë paqes evropiane, qoftë edhe duke qenë të nënshtruar, përbuzur e anashkaluar, apo ndoshta, pak të sillemi ndryshe dhe me vendosmëri për gjëra më të dobishme për ne?
- A kemi nevojë që të sakrifikojmë pak nga interesat personale në emër të përgjithshmes?
- A bënë ne që t'i mbyllim sytë para tekave personale, dhe të jemi më të durueshëm ndaj njëri tjetrit?

NE nuk duhet të kemi dyshim se qëllimi politik për Ribashkim i shërben qindpërqind edhe qëllimit personal. Lidhshmëria jonë rreth një qëllimi të përbashkët na fuqizon. Moslidhshmëria jonë na bënë të humbur, jashtë kontrollit, kur e përmendëm pjesën e qëllimit personal. Kur TI e kupton, se lidhshmëria me të tjerët është për qëllime të tjera,

jo si e jotja, atëherë TI e shkëput këtë lidhje, dhe përsëri e merr vetën duke ju kthyer qëllimit tënd.

Një mënyrë që të rrisim suksesin në jetë, është që të fillojmë së kuptuari, se çfarë jemi duke bërë. Kur e kuptojmë, se çfarë jemi duke bërë, dhe rezultatet që pasojnë si mënyrë e të vepruarit, ne mund të ndryshojmë (përmirësohemi).Me rëndësi është të ndryshojmë mënyrën se si mendojmë, duke ndryshuar mënyrën se si sillemi. Pra, sjelljet tona janë tregues se si mendojmë.

Për të pësuar ndryshime ne:

- Duhet të jemi të vullnetshëm që të largohemi nga shprehitë tona;
- Të pushojmë së ankuari se të tjerët na kanë faj.

Derisa NE fajësojmë të tjerët për dështimet tona, ne nuk jemi të gatshëm të ndryshojmë. Kur të vetëdijesohemi dhe kuptojmë nga thellësia, se cili është shkaku i dobësive tona, atëherë fillojmë procesin e ndryshimit tonë dhe shprehive tona shkatërruese.

Kur ne e njohim më mirë vetën tonë, nuk do të fajësojmë më të tjerët, për të metat tona. Do të kuptojmë se arsyeja, përse nuk kemi ndryshuar më parë është, se nuk kemi dashur.

Zgjidhja e vërtet për ndryshim politik drejt Ribashkimit është :

- Të pasurit e vizion të qartë (çfarë duam);
- Të njohurit e realitetit aktual.

Këto janë themelet e ndryshimit të përhershëm. Kështu NE ndikojmë në rrethanat, në vend se ato, të ndikojnë në ne. Ne nuk mund të arrijmë në cak pa e ditur se ku po shkojmë. Gjithçka ndryshon, kur e kupton, çfarë është duke ndodhur, dhe kur ke një mori mjetesh për të përfunduar punën. Mundësit që ofron bota të thithim si sfungjeri ujin.

**Realiteti shqiptar**

Realiteti jonë është shprehje e vetëdijes sonë. Besimet tona janë ndërtues të realitetit. Kur besimet tona i shërbejnë ëndrrave tona NE mund të ndërtojmë realitetin e dëshiruar. Me u mundu me e ndryshu realitetin e jashtëm, pa e ndryshuar mendësinë, është sikur kur e ndryshon filmin në brendësi të projektorit.

Ne mund të zgjedhim çfarë të besojmë. Asgjë nuk ndryshon derisa nuk VEPRON. Me veprim i japim formën fizike asaj që e besojmë. Jeta realizohet nga brendësia, dhe nga jashtë. Ne i kemi gjitha burimet që ëndrrat tona t'i bëjmë realitet. Besimet, ndjenjat, vendimet dhe qëndrimet tona e formojnë dhe diktojnë përvojën tonë. Kur ne ndryshojmë, ndryshon edhe bota rreth nesh, ajo nuk mund të mos ndryshoj. Kur ne marrim përgjegjësi për jetën tonë, jemi më shumë në gjendje ta ndryshojmë atë. Përgjegjësia sjell lirin dhe fuqizimin.

Vendimet që sjellim kanë peshë, ato na shpien para ose prapa. Ambienti përcakton se kush jemi ne, dhe kah të shkojmë. Ekzistojnë gjëra të thjeshta që ne mund të bëjmë, ato nuk marrin kohë apo para, ato marrin vetëm ndryshimin e qëndrimit.

Mbi 95% të njerëzve nuk kanë qëllim në jetë. Ju keni shabllonet, shprehitë, strategjitë dhe programet për gjithçka që bëni. Disa nga këto ju shërbejnë ju e disa jo, duke ju çuar në rezultate të padëshiruara. Kur njeriu krijon pasion dhe këmbëngulësi drejt qëllimit, jo shumë ngjarje në botë, atë mund ta ndalojnë nga arritja. Fituesi i çmimit Nobel George Bernard Shaw kishte thënë : ''Ata që nuk mund të ndryshojnë mendjen e tyre nuk mund të ndryshojnë asgjë''.

Kur dikush shpreh zemërim, ai ka nevojë, gjendja e tyre emocionale kërkon përmbushjen e nevojës. Shtëpia jote, të folurit, të vepruarit, librat, gazetat, DVD-ët dhe fotot tregojnë për natyrën tënde. Mbani mend se realiteti shpreh imagjinatën. Nëse jetoni vetë tregon pavarësinë financiare.

Për të ndryshuar realiteti, ai fillon nga *mendja* jonë, mendimet krijojnë imagjinatën apo siç themi ne shqiptarët ëndrrat. Dhe nuk ka asgjë të keqe kur njeriu ëndërron, pasi që ne shqiptarët i kuptojmë ëndërrimet apo imagjinatën si diçka të keqe. Keni dëgjuar shpesh atë fjalinë:''Filani ëndrra po sheh apo mos u ha me ëndrra''. Për të ndryshuar realiteti për ne shqiptarët duhet që ëndrrave t'ia shtojmë vetëm punën. Prandaj, jeni të lirë të ëndërroni për Ribashkimin, por që të ndodh ai, duhet që të punojmë apo angazhohemi.

Ribashkimi është proces, e jo ngjarje me paraqitjen e një individi apo ushtrie çlirimtare. Ai mund të jetë i fuqishëm apo i dobët, ku rol kryesor luan paria (udhëheqësia). Realiteti është se të gjithë ne kemi mundësi, që ta bëjmë Ribashkimin, por së pari, kjo ka të bëjë me:

- Të mësuarit si të mendojmë;
- Çfarë të bëjmë;
- Si ta bëjmë.

Për të arritur këtë, ne na duhen ca shkathtësi dhe të kuptuarit se si shkon dinamika e të bërit shtet. Shkathtësitë e reja marrin kohë. Mos u shkurajoni. Keni mësuar gjëra të reja që nga dita e parë në këtë jetë. Kur ke qenë foshnje, të ka marr javë të tëra për me u mësuar me ec, por ishe plotësisht i vendosur. Në të vërtet ke qene aq i përqendruar, sa që ia dole. Po të njëjtën gjë ke bërë deri më tani në jetë.

Është me rëndësi të kuptojmë se realiteti jonë është krijuar nga ne. Ne nuk kemi nevojë të ndryshojmë të bëhemi dikush tjetër (otoman, arab, evropian, amerikan), NE vetëm kemi nevojë të *përmirësohemi*, në atë se çfarë punon dhe çfarë nuk punon. Në gjërat që jemi të mirë nuk duhet ndaluar. Të bëjmë çfarë punon dhe të ndërpresim atë që nuk punon. Në çështjen tonë nuk ka formulë universale, por duhet t'ia përshtatim rrethanave tona, pasi që çdo gjendje është e ndryshme në bazë të veçorive të saja.

Për të ndryshuar realitetin tonë duhet t'i ndjekim këto hapa:

- Të dimë se çfarë nuk punon (s'ka vlerë);
- Të dimë se çfarë punon (ka vlerë);
- Ndalojmë së bëri atë që nuk punon (s'funksionon, s'ka vlerë);
- Bëjmë atë që punon. (funksionon, ka vlerë)

Të mos presim se gjërat do të ndryshojnë vetvetiu, por bëje që të ndryshojnë. Mos ta mashtrojmë veten, e vërteta është si injeksioni nga mjeku, do të dhemb për ca sekonda, por i bënë dobi shëndetit. Nëse pak është mirë, më shumë duhet të jetë edhe më mirë. Nëse nuk i dimë rregullat e lojës e bënë të vështir apo të pamundur fitoren.

Nuk kemi çfarë humbmi përveç përsëritjes së gabimeve. Jeta është e tillë si është e jo si e duam ne. Ne nuk jemi të gatshëm të bëjmë ndryshime në jetën tonë politike, ngase nuk po e pranojmë një fakt të vogël, se jemi NE dhe vetëm NE, që kemi fuqinë e të ndryshuarit të gjërave.

A keni pyetur veten, se përse keni ëndrrat dhe dëshirat? A i keni ato vetëm të mundoni veten? Jo. Ato ekzistojnë për të vepruar. Nëse nuk i jetojmë ato, jeta jonë do të jetë e mjerueshme dhe dëshpëruese. Kur të jetojmë ëndrrat dhe dëshirat tona (Ribashkimin), përfundimisht do të përjetojmë gëzimin dhe lumturin që kemi kërkuar.

Asgjë nuk ndodhë rastësish ose aksidentalisht në këtë botë. Nëse do të dish, në çfarë je përqendruar, duhet vetëm të shikosh, se çfarë po ndodhë në jetën tënde. Thjesht, shiko çfarë ke arrit në jetë. Në botë projektet që japin rezultate financohen, e përse ne shqiptarët të mos financojmë projektin tonë (Ribashkimin) kur e dimë rezultatin?

VETËDIJA se çfarë do e lejon mendjen të ndërtoj procese që manifestojnë zgjidhje të dëshiruar. Piktorët janë model i mirë për t'i ndjekur, pasi që ata krijojnë zgjidhje dhe dinë rezultatin përfundimtar. Piktori e vëzhgon tabelën i gatshëm për të filluar pikturimin. Nëse ai do të pikturonte pa vizion (qëllim) përfundimtar, ai nuk do të dinte se kur piktura do të përfundoj. Ai do të ndihej i paplotësuar dhe i pamotivuar gjatë pikturimit, sepse ai reagon në çastin e tanishëm të pikturimit. Por, nëse ai di se çfarë do, ai do të pikturoj që të arrij vizionin e tij. Ai do të bëjë një pikturë që plotëson dëshirën e tij, dhe ai e di se kur piktura e tij do të përfundoj. Ai nuk kërkon miratim të jashtëm për pikturën e tij, sepse kënaqësia vjen nga brendësia, duke e ditur se piktura plotëson vizionin.

Në botë nuk ekziston mekanizëm i cili na thotë ne shqiptarëve: '' Hej zgjohuni ore se shumë të prapambetur keni mbetur''. Të kuptojmë, se realiteti jonë është ai që ne kemi krijuar. Një mënyrë për të krijuar realitetin, është që të imagjinojmë për të. Ajnshtani ka thënë: " Imagjinata është më e rëndësishme se dija", e që nënkupton se mendja jonë më shumë ka prirje kah imagjinata se realiteti. Ne si qenie njerëzore mund të jetojmë çdo jetë që duam, nëse vendosim, se si duam që të duket jeta jonë, dhe i kushtojmë vëmendje të plot, atë jetë e bëjmë realitet.

Të përdorim imagjinatën për të krijuar realitetin (Ribashkimin) që duam të jetojmë, dhe pastaj të fillojmë të jetojmë në të. Askush nuk do të na thërras dhe thotë: "Unë po ju jap leje që të jetoni jetën siç doni ju, merreni pra''.

Gjëja e parë që ne duhet të dimë ka të bëj me, çfarë është e dobishme dhe çfarë e padobishme. Ne nuk e pranojmë, se me sjelljet tona vetëm e ndihmojmë kolonizimin tonë. Nganjëherë, rrethi ku jetojmë na ka mësuar disa qasje (mendime) ndaj situatave në mënyrë të gabuar p.sh. bëje këtë e mos bë atë d.m.th gjëra krejtësisht të padobishme për përfundimin e një pune apo arritje të cakut. Disa gjëra janë të gabuara më shumë nga mendësia jonë, se sa nga realiteti. Nëse mendojmë keq, si mund të presim se diçka mirë mund të na ndodhë? Mendimet na bëhen gjëra. Gjërat pasqyrohen në realitetin tonë.

**Ardhmja**

Nëse ju mendoni çfarë jeni duke menduar, ju do të bëni çfarë jeni duke bërë, dhe ju do të merreni atë që jeni duke marr. Çfarë jeni duke përjetuar tani dhe në të ardhmen është prodhim i mendimeve të mëparshme. E ardhmja juaj është përcaktuar nga mendimet e juaja në këtë çast. Nëse NE duam të ndryshojmë të ardhmen tonë, JU duhet të ndryshoni, çfarë jeni duke menduar në këtë çast. Mendimet e këqija, kurrë nuk japin rezultate të mira, dhe mendimet e mira, kurrë nuk japin rezultate të këqija. Pra, çfarë mendojmë sot e tillë do të jetë e ardhmja jonë.

Procesi i të menduarit përfshin nënvetëdijen dhe vetëdijen. Nënvetëdija është mekanizëm i mbijetesës. E çfarë është vetëdija? Zhvillim, përparim, dinjitet, mirëqenie, përmes planifikimit.

Ne dështojmë të *përmirësohemi,* sepse:

- Kemi frikë nga ndryshimi;
- Kërkojmë rezultate të menjëhershme;
- Shpejt heqim dorë;
- Bëjmë *përpjekje* në vend se të *veprojmë;*
- Përqendrohemi në *çfarë* në vend të *përse* .

Vendos çfarë do dhe dëshiro. Pastaj vepro. Ekziston vetëm një mënyrë për të dështuar, e ajo është NDËRPRERJA. Nëse kanë pasur sukses të tjerët, përse edhe ne të mos kemi sukses? Rrethanat janë të ndryshme, por problemi i njëjtë. Mate përparimin prej nga ja fillon. Gjithmonë, përqendrohu në atë, se çfarë duhet të bësh tani, harro rezultatet e se ardhmes.

As suksesi e as dështimi nuk ndodhin rastësisht. Supozimet e njerëzve që dështojnë janë, se diçka apo dikush nga jashtë, është përgjegjës për rrethanat e tyre aktuale.

**Luan apo viktimë?**

Tema e Ribashkimit i kushtohet të gjithë shqiptarëve. Qëllimi është që të na zgjoj dhe të na kujtoj, se është koha e fundit që të vendosim kontrollin mbi të ardhmen tonë. Duket se shqiptari/ja i sodit, si ai i djeshmi, po refuzon marrjen e përgjegjësisë për çështjen e tyre madhore. Jemi të gatshëm që fajin t'ia hedhim fuqive mbinatyrore, fatit dhe mistikës. Do të rrokullisim çdo gur, do të ndriçojmë çdo kënd të errësuar vetëm e vetëm të gjejmë fajtorin për gjendjen tonë. Kemi mendësinë e viktimës, sikur se të jemi një viktimë e pafat e ngjarjeve të dhimbshme, një fushë e përshtatshme për çdo qenie qëllimkeqe e cila ndodhet pranë neve.

Viktimë e rrethanave ? Kjo është gabim! Kur është në pyetje çështja madhore, mundet shumë për t'u bërë, për të caktuar të ardhmen tonë dhe duhet të kujdesimi sa më parë. Të zgjohemi dhe të marrin përgjegjësin për veten tonë sa më parë.

Të aktivizojmë ambientin tonë dhe popullin në tërësi. Kjo nënkupton, të jemi aktiv në ngritjen e vetëdijes dhe përgjegjësisë, të mësojmë, të kemi ëndrra, qëllime dhe plane për përmbushjen e mirëqenies, e me këtë edhe mbajtjen e jetës cilësore, e cila jetësohet vetëm me Ribashkim. Mos harro, TI dhe vetëm TI, gjithçka varet, nga TI!

***KAPITULLI I DYTË***

**Populli Shqiptar (Shoqëria)**

Çdo ditë pësojmë ndryshime si popull, por kurrë nuk pjekemi politikisht. Një nga cilësitë për të cilën na vlerësojnë të huajt është pjekuria jonë politike. Prandaj, si popull të mos krijojmë gjëra magjike nga asgjë, por të fillojmë zbatimin e asaj që besojmë (Ribashkimin). Zbatimi sjell gjëra magjike.

Politika jonë 22 vjeçare na ka programuar, se fati jonë është në duart e të tjerëve e që po tregohet deri më sot, si mendësi e gabuar. Kjo politik e gabuar duhet të përmirësohet e që do të thotë se duhet të përqendrohemi në veten tonë.

Ne duhet të mendojmë vetëm për vete dhe atë:

- Çfarë jemi duke bërë;
- Ku po shkojmë.

Përse gjithnjë ankohemi?  Verës na vjen shumë nxehtë e dimrit shumë ftohtë, vjeshta është e ndryshueshme e në pranverë shpesh bie shi. Përse shpesh sillemi sikurse gota është gjysmë e zbrazët, e jo gjysmë e mbushur? Duhet të jemi shoqëri e përparimit sikurse mbarë njerëzimi. Njerëzimi vetit i krijon sfida për të zgjidhur çështjet që nuk i përgjigjen. Nga këto sfida kemi sot ombrellën, nxehjet qendrore, pajisjet klimatike, por edhe shtetet e reja. Njerëzit zgjidhin problemet dhe sapo zgjidhin një, fillojnë të nevrikosen, për shkak të dytit. Nëse nuk i gjejnë i sajojnë. Përmes sfidave njerëzimi ngritët në një nivel më të lart.

Si popull në realizimin e qëllimit tonë, e që do të na ngritë në nivel më të lart, duhet të kemi parasysh dy gjëra:

- Vetën tonë;
- Botën.

Mënyra se si i rrekemi çdo gjëje që e hasim, a është kjo gjendja stresuese apo ndonjë aksident i vogël automobilistik tregon mjaft, se kush jemi ne dhe si sillemi në fusha tjera të jetës sonë. A jemi të qetë, kokëftohet, a i analizojmë gjërat, a i kuptojmë dhe pastaj veprojmë, apo vetëm ja fusim kot?

Veprimet e shpeshtuara vetëm se e fuqizojnë njëra tjetrën drejt qëllimit. T'i bëjmë një mirësi vetit, të ndalemi së vepruari si fëmijë dhe të bëjmë diçka për gjendjen tonë.

- Çfarë kanë popujt e përparuar më shumë se ne?
- Çfarë kanë ata që nuk kemi ne?
- Çfarë duhet të bëjmë që të bëhemi si ata?
- Përse ata ia dinë vlerën shtetit më shumë se ne?

VETËDIJESIMI se çfarë duam është hapi i parë drejt suksesit. Gjëja e parë për t' iu shmangur paqartësive dhe të panjohurave, është me qenë në gjendje që të flasim në mënyrë të hapur mendimet dhe ndjenjat tona. Nëse ne nuk dimë se ku po shkojmë si mund ta dinë të tjerët?

Nëse ne komunikojmë me fqinjë dhe bashkësinë ndërkombëtare në formë të supozimeve, lutjeve, bindjeve se ne kemi të drejt për diçka, ata kurrë nuk do të na respektojnë. Ne mund të marrim atë që na takon në një kohë të shkurt nëse flasim qartë. Duke e pasur të qartë se çfarë duam, do të ndihmojmë mendjen tonë që të na çoj në drejtime të duhura, duke gjetur njerëz dhe miq të duhur.

Është në rregull që t'i komunikosh botës se çfarë do, në të vërtet kjo është domosdoshmëri. Është në rregull që t'i thuash botës se vendimet e saj janë në kundërshtim me atë se çfarë do. Komunikimi është i dyanshëm. Komunikimi ekziston për të pajtuar dallimet.

Çfarë themi nuk ka rëndësi në krahasim me atë se si e themi (VENDOSMËRI). Ju kurrë mos dyshoni se një grup i vogël i përkushtuar i njerëzve, mund të ndryshoj botën. Ne nuk duhet të presim që 100% e shqiptarëve të binden për Ribashkim, por të fillojmë me ata që i kemi, kurse të tjerët nuk kanë ku shkojnë, do të na bashkëngjiten, kur të shohin vendosmërinë tonë.

Nëse nuk dimë çfarë duam ulim gjasat e marrjes çfarë duam. Caktimi i qëllimeve e vë mendjen në lëvizje për të arritur ato. Kur zemra dhe mendja rreshtohen bashkë për qëllim, nuk ka forcë që mund t'i pengoj drejt qëllimit.

Pika fillestare e çdo të arriture është DËSHIRA. ‘’Gjithçka mund të kesh nëse e dëshiron mjaft keq’’ - thoshte Lincoln. Kur e di se çfarë do, dhe e do mjaft keq, do të gjesh rrugë që ta kesh. Asgjë e mrekullueshme nuk është arritur pa ENTUZIAZËM. Kur veprojmë kështu, ne kontrollojmë proceset, e jo ato ne.

Kemi mendime të kufizuara për shkak të njohurive të kufizuara. Çështja jonë na duket se është problem, edhe pse ajo nuk është problemi. Në të vërtet problemi jemi ne.

Faza e parë e zgjidhjes së problemit është VETËDIJA se problemi ekziston. Nëse nuk e di, se cili është problemi, si do të zgjidhesh atë? Popujt e dështuar, të prapambetur nuk dinë për problemin e vërtet ose ata refuzojnë të pranojnë se ekziston. Nga kjo rezultojnë dy grupe:

- Nuk janë të vetëdijshëm aspak për problemin (populli me hallet dhe brengat e tij);
- Të vetëdijshëm për problemin, por nuk janë të sigurt se çfarë të bëjnë me të (politikanët e keqpërdorin, intelektualët heshtin).

Në botën reale heshtja është cilësi e të dobëtit. Një pjesë e popullatës kurrë nuk do ta kuptojnë problemin. Këta janë njerëz që kanë zgjedhur injorimin e realitetit dhe jetojnë në botën e tyre, ku ata janë të ngatërruar dhe të pakënaqur, pasi që nuk marrin atë që sipas tyre ata kanë të drejt. Herët a vonë realiteti do të godas këtë pjesë të popullatës dhe kjo do të dhemb. Po të ishin më të vëmendshëm ata do të duhej të zgjoheshin, të njohin problemin dhe të bëjnë diçka rreth tij. Por, nëse vërtet janë aq të pavëmendshëm, ata do të rrinë në botën e tyre të imagjinuar dhe realiteti do t’i godas shpesh herë.

Populli nuk sheh, por intelektualet (dijetarët) duhet të shohin gjithçka që ndodh. Gjendja nuk ndryshon nga vetvetja, ne duhet ta ndryshojmë atë. VETËDIJA se duhet të bëhet Ribashkimi paraqet gjysmën e punës së kryer.

***KAPITULLI I TRETË***

**Fqinjët**

Ne të paorganizuar, të paorientuar, të dobësuar i bëmë fqinjët tanë më të fuqishëm. Çelësi që të ndjejmë më pak zili ndaj të tjerëve është, që të jemi të sinqertë me të metat tona dhe të marrim përgjegjësin për jetën tonë që t'i sjellim gjërat në binarë. Ne, fqinjët dhe bashkësinë ndërkombëtare nuk mund t'i ndryshojmë, madje as që na takon neve kjo punë, por atë që mund të ndryshojmë është vetja jonë. Sa më shumë që mundohemi t'i ndryshojmë këto dyja, aq më të palumtur do të jemi ne. Ose do të krijojmë realitetin tonë dhe jetojmë në të, ose do të jemi viktimë e përhershme e fqinjëve.

Përse fqinjët tanë janë më të fuqishëm se ne?

- Mos janë ata më me fat se ne?
- Mos janë më të arsimuar se ne?
- Mos janë më të mençur se ne?
- Mos ata thithin ajër tjetër se ne?
- Mos ata pinë ujë ndryshe se ne?
- Mos ushqehen ndryshe se ne?
- Mos kanë diçka më shumë se ne?
- A dinë diçka ata që nuk dimë ne?
- Me çfarë ata po e bëjnë botën për vete?
- Përse gjithçka për ne më vështirë e për fqinjët tanë më lehtë?

Nuk ka popuj me fat dhe pa fat, ka të organizuar dhe paorganizuar. A e dini se, edhe pse nuk është shkencë e saktë, por popujt e zhvilluar mendojnë njëjtë, kurse popujt e pazhvilluar mendojnë krejt ndryshe, dhe mënyra e tillë e të menduarit i përcakton veprimet, e si pasoj edhe rezultatet.

A mundemi ne të kontrollojmë të ardhmen  apo ajo të na kontrolloj ne? Rreziku është pjesë e jetës, pjesë e suksesit. Çdo veprim që e bëjmë do të has në reagim nga fqinjët. Reagimi dhe kundëreagimi është ligj i përgjithshëm i natyrës. Vendosmëria jonë e thyen vendosmërinë e fqinjëve. Kur armikut i japim alternativ si për shembull rrugën nga duhet me ik ata nuk luftojnë me zemër.

Ne flasim keq për fqinjët tanë por duhet vënë në pah edhe cilësitë e tyre. Janë popuj të cilët shpejt vijnë në vete pas ndonjë katastrofe; kanë diplomaci të shpejt dhe dinake; luftojnë kundër qeverive të tyre (demonstrata e protesta të përditshme); kanë përvojë politike më të pasur se ne.

***KAPITULLI I KATËRT***

**Fuqitë e Mëdha (Bashkësia Ndërkombëtare)**

Ekzistojnë dy lloje themelore të jetuarit politik në këtë botë.

*E Para:* Ne mund të jetojmë jetën tonë me parashikimet, se bota do të na *jap* atë, që ne e duam, sepse ne jemi shqiptarë dhe ajo na do si të tillë, dhe *e Dyta:* Ne mund të jetojmë jetën tonë duke e kuptuar, se ne kemi fuqi të *krijojmë* atë që e dëshirojmë-duke u rreshtuar me botën.

Zgjedhja është e jona. Nëse presim se dikush nga bota vjen dhe na zgjon për atë që na takon, kot presim dhe me duket se si gjatë jemi duke pritur. Nëse ne e duam Ribashkimin kombëtar, do t'i lëmë anash të gjitha pengesat me qëllim që të jemi së bashku me objektin e dëshirës sonë.

Është pjesë e natyrës njerëzore që të përjetuarit dhe shikuarit e gjërave të përditshme nuk tërheqin vëmendjen tonë. Veprimi jonë politik i njëjtë nuk tërheq vëmendjen e bashkësisë ndërkombëtare. Por, kur bënë diçka të papritur dhe të pa zakontë ke vëmendjen e të gjithëve. Të vepruarit tonë politikë ndryshe tërheq vëmendjen e bashkësisë ndërkombëtare. Kur ne luajmë lojën tonë e jo të tyren ne dallohemi, shquhemi.

Të largohemi nga mendësia, çfarë mendon bashkësia ndërkombëtare. Nëse bazohemi në atë se çfarë mendon bashkësia ndërkombëtare, atëherë nuk duhet të veprojmë aspak. Ajo i çmon vetëm popujt që janë të vendosur, të pavarur dhe që nuk ndikohen nga mendimet e të tjerëve.

Përse ne të rrezikojmë diçka duke menduar se çfarë mendojnë ata për ne. Në çastin kur ne nuk mërzitemi se çfarë mendojnë të tjerët për ne, atëherë ne mund të korrim suksese.

- Bota nuk i çmon popujt e dobët, duke menduar se çfarë mendojnë të tjerët për të;
- Botës nuk i interesojnë popujt që e dorëzojnë fuqinë;
- Botës nuk i interesojnë popujt që nuk marrin atë që atyre u takon nga jeta.

Kur ne udhëheqim krijohet simpatia në botë. Nëse ne ndjekim bashkësinë ndërkombëtare, rregullat e saj, cila është dobia jonë?

Bota është në gjendje, me kilometra të ndiej rolin e viktimës që luajnë shqiptarët dhe kjo nuk e brengos atë. Standardet e tyre janë në rregull. Problemi nuk janë ata, por ne. Duhet vetit t'i bëjmë një lehtësi që të ndalemi së sjelluri pandërgjegjshëm dhe të bëjmë diçka për gjendjen tonë. Bota nuk do të ndryshoj për shkak të shqiptarëve, por ajo lëviz vetëm nëse shqiptarët dinë se si lëviz ajo, apo ata lëvizin. Mos vallë shqiptarët duan të ndryshojnë rregullat ndërkombëtare?

Të shikojmë të tjerët se si kanë krijuar shtetet dhe të mësojmë nga ta. Zakonisht kjo rrugë do të na kursej kohë, mjete. Shumica nga ne rritemi por burra nuk bëhemi dot. Bota e çmon sjelljen burrërore.

Shqiptarët bëjnë shumë gabime me bashkësinë ndërkombëtare e këto janë më të shpeshta:

- Janë shumë të butë, të qetë, e butësia dhe qetësia nuk ngjall respekt;
- Mundohen ta bindin botën që të na do. Si ndihet bota ndaj shqiptarëve është punë e saj, por ajo çfarë mund të bëjmë është se atë duhet ta detyrojmë;
- Kërkojmë nga ajo miratim apo leje, e që në mënyrë direke e nënçmojmë veten në sytë e saj;
- Flasim për të gjitha mundësit në mënyre të hapur, duke mos pasur asnjë fshehtësi;
- Ofrojmë vetëm një mundësi (alternativ) në vend se të kemi më shumë alternativa në arritjen e qëllimit;
- Tërë shpresat i varim tek ajo në vend se te vetja. (nuk kemi politikën tonë përballë saj);
- Nuk dimë se si të kërkojmë ndihmë nga ajo (çfarë lloj ndihme).

Paria jonë na ka programuar se nëse jemi të mirë ndaj botës ata do të na duan ne. Por, dashuria është e parëndësishme në krahasim me *respektin.* Ne duhet të investojmë në veten tonë dhe të mos jemi pesimist se punët nuk na bëjnë, por të bëjmë diçka që të përmirësohemi. Ne mendojmë se cilësitë siç janë: vendosmëria, guximi, organizimi nuk kanë rëndësi, por pikërisht këto janë në pjesën më të madhe vendimtare në përfitimin e botës dhe të miqve. Ne duhet të shikojmë popujt tjerë se çfarë bënë e pastaj na bëhet më e qartë. Nëse ne udhëheqim me procesin të tjerët na vijnë pas.

Vetëm përse bashkësia ndërkombëtare thotë se nuk do Ribashkim, kjo nuk nënkupton se është kundër Ribashkimit. Ligjet e njeriut, vendimet nuk janë sikurse Ligjet e natyrës apo parimet e saj, uji ka dy atome hidrogjen dhe një atom oksigjen-kjo nuk ndryshon. Dy polet veriu dhe jugu nuk ndryshojnë. Gravitacioni ju tërheq poshtë-kjo nuk ndryshon. Emocionet, mendimet, vendimet, qëndrimet, sjelljet ndryshojnë tërë kohën.

Problemet tjetërsohen nga të kuptuarit dhe reagimi jonë. Sikur organizmat të mos ballafaqoheshin me sfida, nuk do të kishte nevojë për zhvillim. Vështirësitë ju sfidojnë, duke ju detyruar që të zhvilloheni në qenie superiore.  Kur njerëzit janë nervoz, të palumtur, shqetësuar, pa zhvilluar, të varfër ata mundohen të plotësojnë ndonjë nevojë. Ne kemi nevojë për Ribashkim sepse duam zhvillim.

Kur i vërejmë gjërat ndryshe , ne sillemi ndryshe. Kjo ndodh automatikisht.
Rregullat i ka vendos bashkësia ndërkombëtare , por a dimë ne të krijojmë rregullat tona? Ti a po pret që bashkësia ndërkombëtare të merr vendim në OKB dhe të thotë se çfarë po pritni ju shqiptarët?

Kur  e ndryshojmë mendimin ndaj botës, do të kuptojmë me lehtë edhe rregullat e lojës politike. Përfitimi  i disa perspektivave do të na hap mendjen për mundësit e ndryshme që janë të pranishme në botën reale. Kur ne jemi të sigurt (vetëbesim) bota do të na vërej, automatikisht do të na respektojnë dhe do të duan të jenë me ne.

Propozimi jonë te bashkësia ndërkombëtare për Ribashkim, nënkupton se ajo fillon të mendoj kah t’ia mbaj, ja çetë lapsin. Bota nuk na gjykon nëse ne kemi apo nuk kemi  të drejt apo çfarë duam e nuk duam ne, ajo i përgjigjet përpjekjeve tona në bazë të llogarisë së lapsit të vet (interesit).

Ne nëse ndjekim parimet e saja në letër, atëherë jemi gabim sepse ajo vet i shkel parimet që i ka hartuar, mjafton të përcjellim mediat se çfarë ndodhë anekënd botës dhe të shohësh një fakt tjetër jetësor krejt ndryshe. Me bashkësinë ndërkombëtare më mirë është me qenë i keq se sa i mirë. Të qenit i mirë nuk na zgjidh problemet tona. Mos u brengosni se çfarë mendon ajo, vetëm bënë atë çfarë duhet bërë dhe udhëheq. Sendet do të vinë në vend të vet duke bërë gjëra të duhura. Pa pyetur për Ribashkim ne vetëm supozojmë se bota nuk do. Ligji thoshte se kufijtë duhen të ruhen, por çfarë ndodhi, u shkatërrua Rusia, Jugosllavia, dhe po shkatërrohen shumë shtete në botë.

Jo si mendon bashkësia ndërkombëtare, por çfarë mbështet p.sh. faktin e kryer. Duhet të kombinojmë përvojat më të mira nga Lindja, Perëndimi, Veriu, Jugu e çfarë jo tjetër. Nëse bashkësia ndërkombëtare nuk e përkrah idenë e Ribashkimit, çfarë kemi bërë ne që ajo të ndryshoj mendimin? Gjërat, mendimet, interesat gjithnjë janë në lëvizje.

Ne me veprimet tona jemi ata që e largojmë apo ofrojmë bashkësinë ndërkombëtare, dhe një gjë duhet të dimë, ajo në kokë ka *interesin* e jo sinqeritetin. Është e mrekullueshme kur jep por koha është që të mësohemi të marrim. Sapo të shohin që ne kemi ndryshuar, ata do të na japin dhe përkrahin.

Mos të lodhemi në përpjekjet tona si vetura pa benzinë. Nuk duhet t'ia qëllojmë se çfarë mendon bashkësia ndërkombëtare, pasi që ekziston rruga shumë e qartë e ajo është punë, punë dhe vetëm punë.

A mos jemi ne shqiptarët më të mençur se amerikanet dhe gjermanët? Ata në një shtet e ne në 6. Duke injoruar Ribashkimin gjendja vetëm po na përkeqësohet. Heshtja edhe pse na duket se është e dobishme, vetëm se po e pezmaton plagën edhe më shumë.

Për të ndryshuar gjendjen duhet ta ndryshojmë veten. Integrimi në Evropë nuk nënkupton edhe zgjidhjen e çështjes tonë. Prapë do të dëshpërohemi dhe prapë do të kërkojmë Ribashkim.

Të duash diçka dhe si e ndjek (realizon) atë janë dy gjëra të ndryshme. Mos harroni këtë sepse është shumë e rëndësishme. Sa me të sigurt dhe rehatshëm që e ndiejmë veten, në atë që e kërkojmë, më rehat të tjerët (bashkësia ndërkombëtare) do të ndihen nga ajo çfarë dëgjojnë, dhe ka të ngjarë që të marrim atë çfarë dëshirojmë.

Ne nuk mund të bëjmë të gjithë që të na përkrahin, por së paku mund të detyrojmë ata që të mos na pengojnë. Të qenit i mirë nuk është gjithmonë mirë. Është koha që të ruajmë energjinë, të mësojmë se çfarë shkon dhe çfarë duhet të përmirësojmë, nga ajo që na merr mendja se jemi duke vepruar mirë, e që në të vërtet janë kurthe që na çojnë drejt dështimeve.

Përball bashkësisë ndërkombëtare për ne vlen thënia:''Duaje mikun me masë, se ndoshta një ditë do të bëhet armiku yt, dhe kur e urren një armik mos e tepro, se ndoshta një ditë do të bëhet miku yt''.

***KAPITULLI I PESTË***

**Shqipëria dhe Shqiptarët Sot**

**Numri:** Vlerësohet se në Ballkan jetojnë afro 7 milion shqiptarë, por këto shifra gjithnjë duhet të merren me rezervë pasi që regjistrimi i popullsisë është kryer gjithnjë nga të huajt. Në nivel botëror vlerësohet se ka 12 milion shqiptarë.

**Territori:** Është kompakt apo njëfarësh i banuar nga shqiptarët 92% dhe të tjerët 8%. Jetojnë të copëtuar në 6 shtete.

**Religjioni:** Mbizotëron ai islam i ndjekur nga ortodoks dhe katolik. Shqiptarët këtu paraqesin shembull botërorë për tolerance fetare, edhe pse nga një herë qendrat e huaja gjejnë ndonjë artikullshkrues vendor që të trazoj këtë tolerancë, ata gjithnjë kanë dështuar, sepse shqiptarët i kanë dhënë përparësi gjithmonë identitetit kombëtar në krahasim me atë fetar.

**Kufijtë:** Shqiptarët kanë kufij tokësor, ujor dhe ajror. Kanë dalje në dy dete, atë Adriatik dhe Jonë. Kufizohen me grekët, serbet, malazezët, bullgarët (maqedonasit) dhe italianët.

**Gjendja politiko-ekonomike**

E ndodhur për 134 vite e copëtuar nga fqinjët e saj, gjysmështeti shqiptar dhe populli shqiptarë i mbetur jashtë kufijve administrativ, vazhdojnë të bëjnë jetë të rëndë politiko-ekonomike. Si pasojë populli shqiptarë ka mbetur akoma në nivelet e një populli të brishtë, për shkak të zhvillimit të ulët të ekonomisë, krahasuar me shtetet e tjera të Evropës, të mendësisë patriarkale të trashëguar nga e kaluara, të shpërbërjes së ekuilibrave të familjes, të mungesës së vetëdijes kombëtare të popullsisë, tregues këto që paraqesin shkallën e qytetërimit të një vendi që ka synime demokratike. Analizimi i thellë i këtyre dukurive të bënë të kuptosh, përse gjysmështeti shqiptarë dhe vetë shqiptarët paraqesin popullin më të pazhvilluar në Evropë.

Të izoluar dhe sunduar për 100 vite nga ideologji dhe sisteme administrative të ndryshme (huaja), pas shpalljes së pavarësisë më 1912, shqiptarët vazhdojnë të mbesin si popull me demokraci të cunguar, për shkak të keq qeverisjeve dhe korrupsionit shumë të lart, të

shtrirë në të gjitha strukturat shtetërore të cilat kanë drejtuar vendin e sidomos në këto dy dekadat e fundit.

Në një vend ku qeveria dhe institucionet shtetërore veprojnë me dy standarde, ku drejtues të lart emërohen dhe shkarkohen sa herë që veprimet e tyre bien ndesh me qeverinë dhe politikën, duke shkelur kështu në mënyrë flagrante deri edhe kushtetutën e vendit, ka bërë që shqiptarët të trajtohen nga të huajt, si një vend që akoma ka shumë punë për të bërë, me qëllim përmbushjen e standardeve pa të cilat një vend demokratik nuk mund të ekzistoj.

Te shqiptarët ndërrimi i qeverive apo partive në pushtet shoqërohet gjithnjë me ndërrimin e personelit dhe punonjësve të institucioneve. Heqja e specialistëve apo punonjëseve të trajnuar dhe të kualifikuar, sa herë që largohen drejtuesit kryesorë dhe zëvendësimi i tyre me njerëz të pa aftë, militantë partish dhe jo profesional ka bërë që dukuritë për të cilët kritikohen shqiptarët nga të huaj, të mos luftohen, që korrupsioni, krimi dhe dukurit tjera të ndaluara me ligj, të gjejnë terrenin e duhur për t'u bërë pjesë e jetës që shoqëron shqiptarët sot.

Po kështu keq qeverisjet e vendit gjatë këtyre dy dekadave, stimuluan te shqiptarët modele dhe mënyra të këqija jetese, të cilat larguan te një pjesë e popullit, të gjitha vlerat e mira njerëzore, të kulturës dhe historisë tonë, që edhe pse në kushtet e një varfërie të tejskajshme, janë ruajtur dhe zhvilluar në shekuj në përshtatje me ndryshimet e ndodhura në vend.

Është e vërtetë që varfëria është pjesë e jetës njerëzore, por ajo nuk duhet parë si arsyetim për të vepruar në kundërshtim me normat dhe rregullat e demokracisë, sepse shkelja e tyre do të krijonte te secili prej nesh karaktere dhe sjellje të tilla, të cilat do të binin ndesh me ligjet e zhvillimit të jetës dhe të popullit në vend.

Kriza ekonomike që ka përfshirë sot shtetet më të zhvilluara në botë, ka ndikuar edhe te populli shqiptarë që njihet për nivelin e ulët ekonomik dhe varfërinë e tejskajshme, e cila ka bërë që jeta e shtresave më të goditura të saj të shoqërohet me probleme të mprehta sociale si:papunësia, analfabetizmi, krimi i organizuar, dhuna në familje dhe shoqëri, tregtia me njerëz dhe pasiguria e jetës.

Sigurisht se rol negativ në të gjithë këto vitet e fundit të demokracisë ka luajtur edhe gjendja politike e pa stabilizuar, gjë që ka penguar zhvillimin normal jo vetëm të ekonomisë, por edhe të të gjitha fushave të jetës. Kjo gjendje jo normale dhe tejet e politizuar ka krijuar pasiguri, duke detyruar kështu një pjesë të mirë të popullatës të emigrojë në kërkim të një jete më të mirë. Kudo që organizohen zgjedhjet në trojet

shqiptare paraqesin një pasqyre reale të klasës politike të papërgjegjshme, të cilët përballë interesave vetjake tregojnë shkallë të ulët të qytetërimit Evropian.

Shqiptarët janë popull me një mendësi të theksuar patriarkale të trashëguar nga e kaluara e cila mbizotëron në të gjitha fushat e jetës. Edhe pse gruaja përfaqëson 50% të popullit ajo është më pak e përfaqësuar në politikë dhe vendimmarrje, edhe pse pas ndërhyrjes së të huajve ligji ua mundëson këtë të drejt grave.

Shqiptarët po ashtu kanë bërë tri luftëra për çlirim kombëtar dhe Ribashkim me Shqipërinë londineze. Fal të huajve ata i shpëtuan dështimit të këtyre luftërave dhe sot kënaqen me të drejta individuale por jo edhe kolektive. Si rezultat i tërë kësaj, me futjen e sistemit  shumëpartiak (pluralist), sot në botë kemi të shpërngulur mbi 2 milion shqiptarë, derisa për kah varfëria botërore radhiten në mesin e 10 popujve më të varfër në botë. E dhimbshme por e vërtet!

**Shqiptarët dhe fqinjët**

Ndaj fqinjëve shqiptarët janë shumë  të durueshëm (tolerant). Kurse roli i tyre ndaj shqiptarëve mbetet i pa përmirësuar. Politika e tyre ndaj fqinjëve mbetet tejet e butë edhe përkundër shumë padrejtësive që ata i kanë bërë shqiptarëve. Po këtë butësi nuk e kemi nga fqinjët. Ende vazhdojnë me përbuzje, nënçmime, ofendime madje edhe kërcënime për zhdukje fizike.Shembujt janë të shumtë dhe të përditshëm.

**Shqiptarët dhe Bota**

Dikur ishin pjesë e perandorisë Osmane, ishin integruar plotësisht. Kur ajo u largua ia panë sherrin. Pastaj erdhi komunizmi, edhe atij ia panë sherrin. Sot jetojnë në demokraci me një përkrahje dhe mbështetje të SHBA-ve. Dhe në vend se të shfrytëzojnë këtë përkrahje ata merren me çështje të dorës së dytë, dhe janë në rrugë që prapë t’ia shohin sherrin. Evropa mbetet po ajo e njëjta ndaj shqiptarëve me disa përjashtime të vogla.

**Politika**

Sistemi politik është shumë partiak. Në skenën politike ke po ato figura të sistemit komunist. Një herë hipe në fron më nuk ka kush që të largon nga ajo. Partitë politike forcën kryesore e mbështesin tek prijësi i tyre i cili merr përmasa të idhujtarisë. Partive

politike i mungon organizimi i brendshëm kritik. Vendimet i merr vetë prijësi dhe ato nuk guxojnë të diskutohen. Mendësia e prijësve është mendësi fisnore apo feudali.

Skenës politike i mungon opozita e mirëfilltë. Partitë politike frekuentohen nga intelektual të shkolluar jashtë të cilët janë të ndikuar në mendime dhe botëkuptime varësisht nga vendi ku kanë qëndruar. Ata nuk e kuptojnë çështjen shqiptare ndryshe, përveç ashtu siç e kupton intelektuali i perëndimit apo lindjes. Çdo tentativë për ribërje shqiptare përcillet me frazën e njohur të kopjuar nga diplomacia e fqinjëve, se nuk na duhet  Shqipëria e Madhe.

**Gratë**

Janë të përfaqësuar në jetën politike por ato më së shumti shërbejnë si stoli se sa personalitete të fuqishme që me autoritetit e tyre mund të bëjnë ndonjë ndryshim në shoqërinë shqiptare. Me ligj ajo gëzon të gjitha të drejtat por mbetet e diskutueshme se sa gratë i shfrytëzojnë këto të drejta.

**Shoqëria**

Shqiptare përbëhet nga kategori të ndryshme. Si te popujt tjerë përveç kategorive të mira ke edhe të këqija siç janë: drogues, prostituta, hajna, kriminel, e tradhtar politik. Më së mirë kapërcejnë tradhtarët politik. Çfarëdo tradhtie që i bëjnë atdheut nuk ka kush që i ndëshkon, madje i shpallin si hero për shërbime ndaj atdheut.

**Mediat**

Interneti si mjet modern i komunikimit masiv ka filluar të mbizotëroj format tjera të informimit siç janë: televizioni, radio,shtypi ditor dhe periodik. Sot nuk gjen shtëpi shqiptare që nuk ka internet. E kjo është e kushtëzuar edhe nga numri i madh i emigracionit shqiptar. Numri i përdorueseve të internetit është gjithnjë në rritje.

**Arsimi**

Sistemet tona arsimore nxjerrin funksionar, por nuk nxjerrin intelektualë. Edhe për sa i përket leximit, ne nuk dëshirojmë të lexojmë, sepse leximi kërkon prej nesh mund dhe mendim, me qëllim që të kuptojmë dhe përcjellim. *Kur lexojmë nuk kuptojmë mirë, kur*

*kuptojmë nuk punojmë si duhet, kur punojmë e lëmë në gjysmë.* Intelektualët tanë vetëm imitojnë e nuk mundohen të nxjerrin vet diçka në dritë, marrin prej të tjerëve e nuk krijojnë vet, kopjojnë e nuk shpikin, nxënë përmendësh e nuk logjikojnë, gjegjësisht, e shfrytëzojnë logjikën e tjerëve e nuk logjikojnë për veten. Ne nuk zbulojmë ne vetëm kopjojmë dhe përkthejmë.

**Projekti Politik**

Shqiptarët nuk kanë projekt të tyre politik. Zakonisht për shkak të interesave të krerëve të partive politike ata vetëm ndjekin projektet politike të huaja siç është për shembull Bashkimi Evropian. Zakonisht u mungojnë alternativat, prandaj edhe në çdo thyerje të proceseve të mëdha rajonale dhe botërore pësojnë më së shumti e pastaj kritikojnë të tjerët për fatkeqësinë e tyre.

Tragjedia e popullit tonë është se potencialet e tij-krahas shumicës, madhësisë dhe lloj-llojshmërisë së tyre-janë të paralizuara. Ky paralizim nuk është i përgjithshëm por i pjesërishëm; gjegjësisht, ai nuk vepron me të gjitha fuqitë e tij, që të mund ta kompensojë atë që e lëshoi në epokat e gjumit e prapambeturisë, dhe që t'i bashkëngjitet anijes së zhvillimit botëror. Kjo gjë ia imponon atij që t'i dyfishoj përpjekjet dhe të shpeshtojë kontributet.

Historikisht shqiptarët iu janë bashkuar shteteve të fuqishme të cilët kanë pasur ndikim botëror por që nuk ishin fqinjë të tyre. Në anën tjetër fqinjët e shqiptarëve kishin marrëdhënie më të egra me fuqitë e kohës, dhe në çastin kur ato tërhiqeshin nga trojet shqiptare, fqinjët e tyre filloni plojën dhe copëtimin e territorit të tyre. E tillë ishte koha në Perandorin Osmane, por edhe gjatë sistemit komunist kur Tirana rreshtohej herë me Moskën e herë me Pekinin. Sot, shqiptarët janë të përkrahur nga SHBA-të dhe në vend se të fuqizohen si komb, për shkak të parisë së tyre në pushtet, ata mund të përjetojnë historinë e hidhur, prapë nga fqinjët e tyre.

**Ekonomia**

Disa të arritura që kishin bërë në industri gjatë sistemit komunist me vendosjen e sistemit demokratik i kanë shkatërruar. Kanë privatizuar ose shitur korporatave globale ose i ka ble me pak para ndonjë nga prijësit e partive politike. Si rrjedhojë papunësia ka arritur shkallën më të madhe të mundshme. Edhe pse toka shqiptare përmban të gjitha burimet e nevojshme për zhvillim dhe mirëqenie të popullit shqiptar ai mbetet më i varfëri në botë. Shqiptarët prodhojnë vetëm në industrinë e lehtë ushqimore e cila edhe ashtu është e një cilësie të dobët dhe nuk plotëson nevojat e vendit. Tërë importin e ushqimit e bëjnë nga fqinjët e tyre. Shumë pak eksportojnë edhe atë lëndë të parë.

Po e vështruam popullin tonë në dritën e standardeve të zhvillimit bashkëkohor teknik, do të shohim se ai ngec shumë. Ai, për nevojat e veta ekonomike dhe ushtarake ende varet prej popujve tjerë. *Ai nuk prodhon ushqimin e nevojshëm me të cilin e mban jetën, e as armët e nevojshme me të cilat e mbron dinjitetin e vet.*

Veçori e jona më e theksuar është bërë ajo, se ne harxhojmë (konsumojmë) e nuk prodhojmë, blejmë e nuk prodhojmë. Ndodh që ta prodhojmë atë për të cilën nuk kemi nevojë, ndërsa e lëmë pas dore prodhimin e asaj që është shumë e nevojshme për ne. Mburremi se i posedojmë veturat më luksoze në botë, ndërkaq vet nuk jemi të zotët të bëjmë as një biçikletë.

*Bujqësia* si degë strategjike e ekonomisë është lënë pasdore dhe nuk punohet sipas parametrave modern. Edhe atë pak tokë që e mbjellim, e që është shumë pak, ende e mbjellim, kryesisht, sikur gjyshërit tanë. Shumë shpesh i bëjmë padrejtësi tokës së gjallë të gjelbëruar, duke e shndërruar në ndërtesa dhe rikonstruktime të ndërtimtarisë, ndërkaq, jemi të paaftë ta shndërrojmë tokën e shkret në tokë pjellore.

*Turizmi* një degë tjerë e rëndësishme përkundër potencialëve të mëdha në krahasim me vendet fqinje dukshëm mbetet prapa.

A nuk është tragjedi dëshpëruese, që ende mbesim të varur prej të tjerëve? Nuk duhet të merremi me lukse por me bazat e prodhimit. Nuk mbjellim drithëra të mjaftueshëm për furnizimin tonë dhe nuk ndërtojmë mjete të cilat do ta mbronin nderin tonë. Prandaj, ne edhe quhemi nga të huajt si vend apo popull në zhvillim. Ndërkaq fjala’’në zhvillim’’ është shprehje e kulturuar për fjalën ‘’të prapambetur’’.

**Ushtria**

Shqiptare është më e dobëta në Evropë, madje lirishtë mund të themi se shqiptarët janë i vetmi popull që nuk kanë ushtri. Nuk paraqet kërcënim për askënd. Kjo edhe i trimëron armiqtë e shqiptarëve që të sillen me fodullëk.

**Politika e jashtme**

Kanë marrëdhënie me shumë shtete të botës por kryesisht në cilësinë e një partneri të dobët. Kanë dëshirë ta quajnë SHBA-të, Evropën si mik të shqiptarëve. Nuk kanë ndikim në as një vend. Madje gjysmë shteti shqiptar fare nuk shpreh interesim për popullin e tij të mbetur jashtë kufijve administrativ duke i trajtuar si të huaj .

## ***KAPITULLI I GJASHTË***

### Ideja e Ribashkimit

Vepron në një mjedis ku individ dhe organizata të vërteta nuk mund ta thonë fjalën e vet pa dorëza, e as që t'i tubojë lirisht bijtë e vet. Çdo gjëje i lejohet që të flasë për veten, përveç Ribashkimit. Ribashkimi i cili lejohet kohëve të fundit nga disa organizata është i kurdisur, proqeveritar apo partiak i cili është i çarmatosur nga të gjitha armët e fuqisë dhe gjallërisë. Në këtë atmosferë të tendosur-atmosferë të tiranisë dhe diktaturës-vepron ideja e Ribashkimit. Organizatat dhe individët e vërtet veprojnë me duar të mbledhura dhe këmbë të lidhura.

Kundër saj zhvillohet luftë nga të gjitha frontet: të brendshme dhe të jashtme, dhe me të gjitha armët: trupore, shpirtërore, ideore, informative, ekonomike dhe politike. Sa vjen në vete prej një goditjeje, e pret tjetra, apo, sa ta kaloj një sprovë, ballafaqohet me një sprovë më të rënd dhe më të ashpër, saqë ndodhë që kjo e fundit të bëjë që ta harrojë hidhëtinë e të parës, për shkak të ashpërsisë së saj. Ditët e sprovës pothuajse u shndërruan në përditshmëri normale, ndërkaq ditët e qeta u bënë përjashtim.

As një studiues objektiv nuk mund të deklaroj se Ribashkimi është bllokuar, vjetruar apo tejkaluar. Ribashkimi ekziston me ekzistimin e shqiptareve nga të cilët ajo e fiton forcën e vet. *Nëse brezat e tërë kanë dështuar në ngritjen e shtetit të Ribashkuar, kjo nuk do të thotë se roli i saj ka mbaruar.* Këtë e dinë edhe fqinjët edhe ndërkombëtarët. Ata nuk dinë vetëm kohën se kur do të ndodhë, sepse ajo përcaktohet nga ne.

Ribashkimi duhet të bartet prej etapës së fjalës në etapën e veprës, ajo duhet të çlirohet prej sëmundjes e cila është bërë dukuri e përgjithshme mes nesh shqiptarëve, dhe e cila i pengon hapat tonë nga marshimi, e ajo është vajtimi i madh për të kaluarën dhe puna e paktë në të tashmen, ngase vajtimi nuk mund ta ringjallë atë që ka vdekur, e as ta kthej atë që ka kaluar.

Dobësia jonë është se:

- Ka shumë të atillë që ankohen dhe rënkojnë, kurse pak të atillë që shërojnë;
- Ka shumë prej atyre që nuk e duan errësirën, por ka pak prej atyre që i ndezin kandilat.

Duhet të bartet:

- Prej rrethit të ankimit dhe fajësimit të kohës, në rrethin e punës së pandërprerë e të palodhshme;
- Punë në nivel të Ribashkimit, në nivel të kohës dhe në nivel të asaj që bënë dhe bëjnë të tjerët për kombet e tyre;
- Punë për të tashmen dhe të ardhmen;
- Punë për ngritjen e ndërtesës dhe punë për mbrojtjen e saj prej elementeve shkatërruese të rrënimit.

Nuk mund të kërkojmë falje nga historia e as ndërgjegjja nëse themi:'' Ne kemi qenë viktimë e planeve të errëta të cilat i përpunuan fuqitë e jashtme kundër shqiptare, e të cilat i realizuan shërbëtorët e tyre të brendshëm''.

- Deri kur do të mbetemi terren provash për planet e armiqve?
- Deri kur do të ankohemi prej planifikimeve të tjerëve kundër nesh, e nuk do të planifikojmë për veten tonë?
- Përse nuk i rezistojmë planifikimit të tyre shkatërrues me planifikimin tonë të leverdishëm? Hekuri ndalet me hekur!

Një faktor tjetër pengues për afirmimin e idesë së Ribashkimit parqet edhe vonesa kohore e shqiptarëve për të pasur një shtet të fuqishëm. Në të vërtet kur të tjerët krijuan shtetet e tyre nuk kishte vegla, që tërhiqnin vëmendjen e popullit nga çështjet më serioze, siç është p.sh. teknologjia informative. Sot kemi TV digjitale, Internetin, You Tube, PlayStation, iPhonat etj, që e bëjnë njeriun të varur dhe ia pamundësojnë që të shoh botën në mënyrë reale. Kur kësaj ia shtonë edhe stilin e ri të të jetuarit të shqiptarëve e në veçanti gjendjen e vështirë ekonomike, atëherë për ne bëhet më vështir përfitimi i masave.

**Organizatat e ndryshme për Ribashkim**

Pas tri luftërave të fundit të shekullit XX filluan të paraqiten organizata ilegale dhe legale që kanë si synim Ribashkimin. Në shumë organizata dalin vendime të shkëlqyeshme. Mirëpo, ato, përveç në disa raste të rralla, nuk e kanë parë dritën dhe nuk janë praktikuar. Fjalët (bisedat) janë të domosdoshme. *Mirëpo, fjalët përbuzen, nëse janë më tepër se veprat, edhe më tepër përbuzen nëse janë të zhveshura nga veprat, ndërkaq shumë më tepër përbuzen nëse janë në kundërshtim me veprat.*

- A thua për arsye se ne e kemi shprehi të flasim bukur, por nuk e kemi shprehi të punojmë si duhet;
- Apo për arsye se ne flasim dhe shpresojmë, pa mos punuar;
- Apo mos për atë se ne miratojmë dhe planifikojmë, e pastaj nuk interesohemi se çfarë ndodhë me atë që e kemi miratuar.

Këto organizata një gjë duhet të kuptojnë , çështja madhore nuk ka monopol. Nuk mund të thuash se unë jam më i mirë se ti. Por, puna të dallon nga të tjerët. Dallimi vjen nga veprimi e jo vetëm të folurit. Në punën e tyre ato kanë pasur suksese, dështime dhe zmbrapsje.

A thua ato shkaqe janë jashtë organizatave? Sikur që anija goditet në sipërfaqen e detit nga: shtrëngatat, shkëmbinjtë, rrymat (ciklonet), piratët e armatosur, bandat kundërshtare apo pengesa tjera që i tejkalojnë mundësitë e saj dhe e pengojnë lundrimin e saj, duke e detyruar që ta ndërrojnë rrugën. Asaj mund t'i ndodhin dëme që nuk mund të merren me mend, dëme të cilat mund ta shkatërrojnë atë në tërësi, ekuipazhin dhe udhëtarët e saj-të gjithë apo disa prej tyre.

Apo, mos vallë shkaqet janë individuale, dhe gjenden në brendësi të organizatës? Në kuptim se e meta është në vet anijen, ashtu që ajo nuk është përgatitur sa duhet që t'u përballoj shtrëngatave të ndryshme, kur ato detyrohen apo faji është te tërësia e saj, apo te timonierët të cilët e kthyen atë në drejtim të shkëmbinjve apo cikloneve të rrezikshme, dhe nuk i marrin parasysh sa duhet mundësitë e veta? Ndoshta, realiteti do të thoshte: Të dy komponentët, bashkërisht, i kanë gjetur shkaqet e jashtme dhe të brendshme.

Disa prej nesh e mohon çfarëdo ndikimi nga jashtë në organizata të tilla. Disa mendojnë se ndikimi nga brenda kushtëzohet nga jashtë. Realiteti na mëson se duhet të jemi të baraspeshuar në këtë drejtim.

Organizatat e tilla s'ka dyshim se bartin një masë të përgjegjësisë, e cila është në përputhje me mundësitë materiale dhe psikike, disa prej të cilave ajo i ka shfrytëzuar, disa të tjera i ka lënë pas dore, ndërsa disa edhe i ka keqpërdorur.

Këto organizata nuk janë faktor i vetëm e as faktori më i fortë i cili ndikon në zhvillimin e ngjarjeve në popullin shqiptar. Organizatat e tilla kundërshtohen nga fuqitë e brendshme djallëzore (egoja, epshi, lakmia, zilia) dhe fuqitë e jashtme që duan që ato të dështojnë (partitë politike, shtet e huaja). Si rezultat i kësaj, ajo sa del prej një sprovimi, hyn në tjetrin, dhe para se t'i shërohen plagët, goditet me plagë të reja.

Thirrësi mund të ketë sukses, por mund edhe mos t'ia arrij qëllimit, mund të has në përgjigje pozitive, por mund edhe të ballafaqohet vetëm me refuzim.

Ato duhet që:

- kritikën sidomos personale;
- vërejtjen;
- këshillën;
- llogaridhënien;
- korrigjimin t'i kenë pjesë përbërëse dhe normale të punës së tyre.

Në kuadër të kritikës ato duhen të kenë kujdes se mos po hy në të ai që e meriton më pak dhe ai që nuk e meriton fare, dhe mund ta shkatërroj më tepër se sa të rregullojë. Personat e tillë në procesin e Ribashkimit jo që humbin vetën, por humbin edhe të tjerët. Ato duhet të përdorin të gjitha mjetet të cilat i shohin se janë më afër realizimit të qëllimeve të tyre (Ribashkimit).

Organizatat e tilla nuk janë pronë e vetvetes. Populli ka të drejtë (aq sa duhet) që të dijë fuqitë me të cilat disponon organizata, si dhe vërejtjet që i bëhen asaj për pikat e dobëta, me qëllim që të merr mësim prej tyre. *Ideja e Ribashkimit nuk është pronë personale e askujt, por pasuri e popullit respektivisht e shumë brezave*, prandaj është obligim i domosdoshëm që të dijë mendimet e njëjta por edhe polemikat, si dhe afërsinë e tyre ndaj realitetit apo largësinë e tyre nga ai. Armiqtë ( brendshëm dhe jashtëm) e këtyre organizatave i tubojnë pikat e dobëta dhe i ekspozojnë ato të tepruara nga këndvështrimi i tyre.

Organizatat nuk duhet të përçahen duke këmbëngulur se e drejta është vetëm në anën e tyre. *Kush nuk e thotë këtë me fjalë e thotë me punë.* Organizatat duhen të afrohen nëse nuk shkrihen. Kjo është dëshirë e bukur, por para realizimit të saj dalin shumë pengesa të cilat nuk janë lehtë të kapërcehen, përpos nëse njerëzit shndërrohen në engjëj.

Këto duhet të ndahen në departamente të ndryshme veprimi si p.sh diplomaci, kulturë, ekonomi, sport etj. Andaj, më mirë është që të pranohen idetë e shumta dhe shumëllojshmëria e metodave, duke u nisur nga shumëllojshmëria e këndvështrimeve në renditjen e objektivave, aktivizimin e mjeteve, vlerësimin e çështjeve parësore, peshën e ndihmuesve dhe pengesave, çështje këto në të cilat NDRYSHOHET qëndrimi apo mendimi me ndryshimin e kohës, vendit, gjendjes dhe rrethanave. Kjo është punë e mirë dhe e dobishme, por me kusht që krerët të kenë mendim të mirë për njëri –tjetrin, të kenë mirëkuptim në çështjet polemizuese, të ndihmohen dhe këshillohen për të mirë në mes vete, të jenë bashkë në çështje të mëdha.

Prijësit e këtyre organizatave e kanë për obligim që të mundohen për afrimin dhe pajtimin e organizatave të tyre, të cilat veprojnë për Ribashkim, e që pas çdo njërës prej tyre ngjiten grupe të ndryshme intelektualësh. Prijësit e këtyre organizatave duhet të mbajnë një takim ku do të bëhej shpalosja e çështjeve njësuese në të cilat lypet bashkëpunim, afrim i digave ndarëse në çështjet polemizuese, në të cilat çdonjëri që ka mendimin të ndershëm e përfshinë kolegun e vet, mirëkuptimi ndaj atyre me të cilët nuk përputhen në ndonjë mendim apo vepër dhe miratimi i një akti pune apo dokumenti rreth të cilit do të tubohen.

Veprimtaria e organizuar dhe planifikuar kolektive, nuk konsiston në injorimin e atyre që veprojnë jashtë kornizave grupore. Ndonjë prej tyre mund të ketë arsye apo pengesa tjera psiko-fizike të cilat e pengojnë nga puna e organizuar kolektive. Për të është obligim që me mendje, zemër dhe mundin e tij të jetë përkrahës i çdo veprimtarie kolektive edhe pse nuk është anëtar zyrtar i atij kolektiviteti. Ata edhe pse veprojnë individualisht e kanë ndikimin e vet në rrethin e tyre.

Rasti i njëjtë është edhe me disa personalitete të pastërta dhe të sinqerta të cilët besojnë në Ribashkim por që i takojnë sferës zyrtare nëpër institucione të ndryshme qoftë ministri, arsim, kulturë. Nuk është e rrugës që ata thjesht të injorohen për shkak të funksionit të tyre zyrtar në qeveri, sepse ata me aparatet dhe institucionet të cilat i posedojnë, mund të bëjnë shërbime madhështore për veprimtarinë kombëtare.

Një aspekt tjetër i organizatave është se ato flasin pa përgatitje, ndërkaq armiqtë tanë çdo gjë planifikojnë dhe i shohim ata duke vjedhur frytet e punës sonë. Ajo që brengos është se Ribashkimi mbjell por nuk korr, ngul pemë por nuk vjel fryte. Shohim se si të tjerët, nga mesi i atyre (kundër-ribashkim) dhe lajkatarëve të fshehur prej armiqve të Ribashkimit, qëndrojnë të përgatitur në pusi, ashtu që kur të përgatitet fryti për t'u pjekur, papritmas të shpejtojnë në krye të rreshtave të luftës (procesit), dhe të shkaktojnë zhurmë dhe tronditje të madhe, me qëllim që t'i tërheqin kah vetja dëgjimet, vështrimet dhe zemrat, ashtu që vet ta marrin plaçkën e luftës dhe vetëm ata të vjelin frytin e ngadhënjimit.

I shohim shpesh duke veshur veshje kombëtare dhe duke folur në emër të Ribashkimit, ndërkaq zemrat i kanë të zbrazura nga Ribashkimi, kurse jeta e tyre është larg Ribashkimit. Kështu ata, me pamjen dhe fjalët e tyre, e mashtrojnë popullin. Populli mendon se ata janë diçka, por kur ata ia arrijnë qëllimit dhe i marrin çështjet në duart e veta, ata identifikojnë vetën dhe shmangen nga Ribashkimi, me emrin dhe fuqinë e të cilit e arrijnë rezultatin.

Dobia nga këto organizata qëndron se ngadalë dhe me hapa të sigurt janë duke bërë revolucion paqësor në tërë shoqërinë dhe kanë realizuar një revolucion ideor, shpirtëror dhe moral, pa mos shkrepur armë apo shpallur luftë. Por, ajo që frikëson këtu është, se forcat kundër Ribashkimit nuk i lënë këto lëvizje që të ngritën, zhvillohen dhe zgjerohen. Andaj ato e befasojnë atë me goditje të shpejta, me qëllim që ta shpartallojnë, ta pengojnë marshimin e saj dhe të mos ia mundësojnë asaj që të zgjerohet dhe të përhapet.

Në punën e këtyre organizatave është vërejtur se ato e teprojnë në vlerësimin e fuqisë së vet, e po ashtu e teprojnë edhe në sqarimin e dobësive të armiqve të vet, i kalojnë kufijtë kur e lavdëron dikë, e po ashtu i kalojnë kufijtë edhe kur kritikon dikë, e tepron në simpati ndaj atij që e do dhe e tepron në antipati ndaj atij që e urren.

Për suksesin e tyre kohë pas kohe këto organizata duhen të përtërihen (reformohen) sipas nevojës së kohës dhe rrethanave. Të jenë të hapura ndaj ideve të reja. Kur kryetari thotë ndonjë qëndrim, ajo duhet të mendohet, analizohet, dhe në fund aprovohet ose refuzohet e jo të përsëriten gjërat si me qenë kasetë e inçizuar. Duhet të thuhet PËRSE. Ai që thotë përse në fillim shikohet me rezervë, e ndoshta edhe urrehet. Mungesa e Përse, na bënë që para kryetarit të jemi si i vdekuri kur lahet para prijësve fetar.

Përveç të metave organizatave të tilla e kemi për obligim që t'ua përmendim sukseset dhe t'i falënderojmë për to. Dhe kjo ka edhe një arsye tjetër, pasi që populli ynë i ka lidhur shpresat te ato. Nga sukseset numërojmë:

- Përmirësimin e botëkuptimeve politike ku si cak ka Ribashkimin dhe liroi mendjet e robëruara të shumë intelektualëve;
- Ktheu popullit shqiptar ndjenjën për identitet kombëtar, identitet disi i humbur nga mjegullnajat e globalizmit;
- Çliroi shpirtin e shqiptareve nga kompleksi i vlerës së ulët;
- Ndërtoi një brez të ri të shqiptarëve të cilët çdo ditë e më shumë po zhvillohen dhe shumohen jo vetëm duke folur por edhe punuar për Ribashkim. Është ky brez që iu shmang shkrirjes edhe përkundër sprovave të shumta;
- Rizgjimi shqiptar i cili po përfshinë një numër të madh të intelektualëve shqiptarë gjerë e gjatë rruzullit tokësor;
- Pasuruan publicistikën shqiptare me literature të Ribashkimit;
- Mbi të gjitha formimi i mendimit të përgjithshëm shqiptar se shpëtimi gjendet në Ribashkim.

Organizatat e tilla janë ato që me idenë e dijetarëve, durimin e misionarëve, qëndrueshmërinë e bijve dhe bijave, sakrificat e rinisë dhe të moshuarve, si dhe thesarin e

historisë së saj, ia mundësoi këtij rizgjimi të shoh dritën dhe të dalë në binarët e ekzistimit dhe ndikimit.
Këtyre organizatave nuk u mungon asgjë përveç se një udhëheqësi e sinqertë dhe pa hile me udhëheqës vizionar, të mençur e trim, të përkushtuar dhe të vendosur.

Armiqtë e Ribashkimit (partitë politike, të huajt) arritën ta frikësojnë prej organizatave një pjesë të masës së gjerë, kurse në fakt, ato u themeluan që ta ngritin dhe shpëtojë këtë masë, që t'i mësojë të paditurit dhe t'ua kthej të drejtat atyre që u është bërë padrejtësi. Armiqtë arritën t'i largojnë njerëzit prej organizatave dhe të përhapin rrena për të, gjë që i bëri ata të jenë të përmbajtur ndaj saj, apo, së paku, i bëri pesimist në ardhmërinë e saj. Organizatat duhet që të mundohen maksimalisht që të mposhtin këto pengesa për të arritur në zemrat e masës së gjerë. *Organizatat do të kenë sukses kur bëhen NJË, atëherë kur do të jenë NJË LËVIZJE e të gjithë shqiptarëve, e jo lëvizje të disa grupe shqiptarësh.*

**Paria (Udhëheqësia)**

Kur del në vrapim sado që kali është i shpejt kur ngasësi është i keq mbetesh në gjysmë të rrugës. Ata na lanë që të jetojmë jetën tonë në duart e të tjerëve, por populli nuk duhet të lejoj këtë. Kur populli hesht paria llomotit. Ajo që për parin është e paarsyeshme për popullin është e arsyeshme. Paria shqiptare ndodhet e rreshtuar në partitë politike. Mos dhënia e votës për parinë është shenjë e ngritjes së vetëdijes sonë. Ata i dënojmë e vet përparojmë.

Populli ynë duhet të kuptoj se partitë politike të cilat janë mburojë e parisë, janë KANCERI i popullit shqiptar. Ato janë PENGESA e vetme e zhvillimit, përparimit, dhe ARMIKU numër një në rrugën e Ribashkimit. Se si do të lirohemi nga ato, e që duhet të lirohemi sa më parë, është çështje për analizë e atyre që udhëheqin me Ribashkim.

Nga paria e papërgjegjshme populli ynë i ka humbur ndjenjat dhe standardet e veta- të mirën e konsideron të keqe, ndërsa të keqën të mirë. Madje nga paria jonë gjejmë të atillë të cilët urdhërojnë në të keqe dhe ndalojnë nga e mira. Përtacinë na kanë bërë më të ëmbël se mjaltin. Ata na bëjnë që:

- Koha për ne është gjëja më e lirë;
- Puna gjëja më e rëndë;
- Kurse njeriu është pasuria me vlerë më të ulët.

Për fat të keq paria jonë më së paku kontribuon dhe punon, e më së tepërmi flet dhe polemizon.

- Ajo shumë flet e pak punon, punon punë të parëndësishme (integrimet evropiane) ndërkaq i lë punët e rëndësishme (Ribashkimin kombëtar);
- Madje e bënë punën e padobishme ndërsa e lë të dobishmen;
- Thjesht i lodhin gjuhët me punë të padobishme.

Dëgjuesi, e po ashtu edhe folësi, kanë përgjegjësi që fjalën ta shndërrojnë në punë, kurse idenë në vepra, edhe pse shkalla e përgjegjësisë dallon.

Na përçan, ndërsa përçarja e dobëson shumicën, ashtu sikur që bashkimi e forcon pakicën. Nëse secili prej nesh është i pafuqishëm kur vepron në vete,vallë, a nuk formohet prej të gjithë neve fuqi nëse bashkohemi?

Kemi humbur rrugën sepse iu shmangën rrugës së vetme (Ribashkimit), andaj na humbën dhe na larguan nëpër rrugica të shumta. Disa prej nesh i dërguan në të djathtë, disa të tjerë i humbën në të majtë. Njëri grup iu ngjitë Lindjes, kurse tjetri Perëndimit. Ajo na largoi nga esenca (Ribashkimi) dhe na futi në çështje të padobishme (integrimet evropiane).

**Përgjegjësia?**

Të përçarë, të humbur, larg skenës botërore, e të mbetur dukshëm prapa fqinjëve. E, atëherë, kush është përgjegjës për këtë? A bie përgjegjësia mbi prijësit dhe pushtetarët? Shumica anon kah ngarkimi i pushtetmbajtësve, me mëkatin e asaj që përjetojmë ne sot, edhe atë për shumë shkaqe:

- *E para:* sepse njerëzit, si zakonisht, dëshirojnë ta pastrojnë vetveten dhe t'ua veshim përgjegjësinë të tjerëve;

- *E dyta:* sepse përgjegjësia është në masë të fuqisë dhe pushtetit, kurse prijësit kanë edhe fuqi edhe pushtet.

Nuk ka dyshim se pushtetarët mbajnë një pjesë të madhe të fajit, e ndoshta pjesën më të madhe për gjendjen tonë aktuale. Mirëpo, po ashtu, nuk ka dyshim, se në përgjithësi, pushtetarët janë të njëjtë me popujt e vet, gjegjësisht, ata janë prodhim i shoqërive të tyre.

Popullata, gjegjësisht, masa a është përgjegjëse? Në fakt, përgjegjësia është e përbashkët, dhe, në bazë të mundësive që i posedon, çdo palë mban një pjesë të saj.

Kështu:

- Përgjegjësia e dijetarit është më e madhe se përgjegjësia e atij që nuk ka dije;
- Përgjegjësia e atij që ka pushtet është më e madhe se përgjegjësia e atij që nuk ka pushtet;
- Përgjegjësia e pasanikut është më e madhe se përgjegjësia e të varfëritë;
- Përgjegjësia e zyrtarit është më e madhe se njeriut të rëndomtë;
- Përgjegjësia e të parit është me e madhe se e të dytit;
- Përgjegjësia e meshkujve është më e madhe se e femrave;
- Përgjegjësia e të moshuarve është më e madhe se e të rinjve.

Edhe pse të gjithë janë përgjegjës. Faji bie, me të drejtë, mbi parinë për përgjumje, copëtim dhe humbje.

***KAPITULLI I SHTATË***

**Mendësia e Gabuar Politike Shqiptare**

Kur një popull nuk mendon politikisht drejt për atë popull thuhet se i mungon kultura politike. Të shohim disa mendime të gabuara politike që na kanë sjell në këtë gjendje ku jemi, e që edhe sot përdoren si labirinte për të na pamundësuar zhvillimin tonë.

**Shkollimi**

Në proceset politike i japin shumë rëndësi shkollimit. Kjo buron nga koha e rilindjes kombëtare kur patriotët tanë i kishin dhënë përparësi shkollimit të popullit tonë sidomos në gjuhën amtare, pasi që vlerësonin se ishim më të pashkolluar se fqinjët dhe mendoj se përmes shkollimit, do të kompensonim prapambeturin tonë e me këtë do të ishim më atdhetar.

Një tjetër faktor për shkollimin buron nga mendimi që na është ngulitur në kokë se për dështimet tona historike fajin ja kemi lënë mungesës së njerëzve të shkolluar. Por, historia na përgënjeshtron një gjë të tillë me fakte të shumta. Ajo që na pengoi në zhvillimin tonë si popull ishte se GJITHNJË PUNUAM PËR TË TJERËT, e jo mungesa e njerëzve të shkolluar. Edhe sot kur bisedojnë shqiptarët dhe dëgjojnë nga dikush ndonjë mendim politik, pyetja e parë që e bëjnë është:’’Çfarë shkolle ka filani’’.

Këtu biem në kurth se sa më shumë që ka shkollë mendojmë se është më atdhetar e për rrjedhojë ia besojmë më lehtë punët. Kur ia besojmë punët pastaj ne e ndiejmë një lehtësi që të lirohemi nga obligimet kombëtare për t’i ndjekur ato personale. Ky besim i tepruar shpesh na ka dëshpëruar. Vonë e kuptojmë se i besuari jonë është larguar nga qëllimi i përbashkët. Prandaj, vendnumërojmë dhe vonohemi në histori.

Shqiptarët janë i vetmi popull në botë që ndonjë zyrtari partiak apo shtetëror së bashku me postin dhe emrin ja përmendin edhe titujt profesional, pra shkollimin si p.sh. Mr, Dr. filan fisteku, me qëllim që kjo të tingëllojë sa më madhështore për popullin, se po udhëhiqen nga njerëz të pagabuar, duke i dhënë përmasa të idhujtarisë.

Nëse e përcjellim historinë e zhvillimit njerëzor e shohim se shumë shtete, shumë zbulime dhe shume suksese në jetë janë arritur nga njerëzit e pashkolluar. Me siguri këtu

bëjmë ngatërrimin e shkollës dhe dijes. Njerëzit mund të jenë të dijshëm edhe pse nuk kanë shkollim të mjaftueshëm, apo njerëzit mund të jenë të shkolluar por nuk kanë dije.

Të marrurit me politik ka një element shumë të rëndësishëm i cili qëndron mbi shkollimin e që te ne shqiptarët praktika dhe aktualiteti e ka dëshmuar, e ajo është integriteti moral i individit. Individi sado që të jetë i shkolluar nëse i mungojnë kriteret morale ai është i padobishëm për popullin, për të mos thënë i rrezikshëm. Nëse të duket i tepërt një përfundim i tillë, analizo skenën politike të popullit tënd dhe shiko ata që po na udhëheqin, a u mungon shkolla apo diçka tjetër?

Me këtë të mos keqkuptohemi për nevojën e shkollimit të një populli për përparimin e tij, por këtu vetëm sollëm në pah nevojën e mos theksimit të tepruar të shkollimit ndaj elementeve tjerë që janë të nevojshëm për kompletimin e personalitetit të një individi e që në radhë të parë vijnë cilësitë e tij morale.

Kur ia besoni dikujt ndonjë pozitë politike mos i shikoni vetëm shkollën dhe diplomën. Diploma është vetëm një shkallë drejt suksesit, por jo më e rëndësishmja. *Shkollimi nuk është kriter i atdhetarisë.* Një shkollë njeriu e kryen shumë lehtë, por shkollën për atdhe, për popull të rrallë janë individët që e kryejnë. Diploma për atdhedashuri nuk mund të fitohet në as një universitet botëror. Të luftosh për atdhe dhe përparim kombëtar është shkollë dhe diplomë mbi të gjitha shkollat dhe diplomat që një individ mund të kryej. Sot nuk jemi në kohën e rilindësve tanë, prandaj përparësi në proceset politike duhet t’i japim vlerave morale të individit e jo shkollimit, pasi që pikërisht këto të parat po na mungojnë.

**Ku janë akademitë?**

Do të ishte mirë, por nuk është e domosdoshme. Çfarë po i pengon ato, le të deklarohen? Jeta shoqërore e shqiptarëve është e tillë sa që askush nuk i respekton ato dhe ata brenda. Mund edhe të shkruajnë akademitë sa të duan, por është politika ajo që jetëson, e politika jonë koment nuk do. Neve mund të na prijnë njerëz që nuk kanë tituj akademik, por që janë të përkushtuar ndaj çështjes kombëtare. Mos harroni se shtetet i kanë krijuar njerëzit e përkushtuar të cilët nuk kishin kohë që të merreshin me shkollim për shkak të aktivitetit të tyre. Ata nuk përdorën logjikën por intuitën, guximin, vendosmërinë, përkushtimin, përgjegjësin dhe llogaridhënien. Të vetmin titull akademik  që kërkonin ata ishte pavarësia e vendit të tyre, kurse shkolla e vetme e tyre quhej përparimi i atdheut.

**Evropa na ka borxh**

Jo…jo…jo. Ne i kemi vetvetes borxh e jo Evropa ne. Përse shqiptarët kanë fjetur, kur janë formuar kombet-shtet, kanë qenë të integruar tërësisht në Perandori të kohës, dhe nuk kanë punuar për vete, fajin duhet kërkuar në mesin tonë e jo tek Evropa. Po përse edhe sot po vazhdojmë me fjetje, prapë faji është te ne. Ata që thonë se Evropa na ka borxh shumë lehtë nesër, mund të thonë, se Amerika na ka borxh.

**Feja na ka fajit**

Madje akuzat shkojnë drejt fesë islame, por aspak nuk është e vërtet. Kur filluan të na copëtonin më 1878 për shkak të raportit të forcave ndërkombëtare ndoshta ka luajtur njëfarë roli edhe feja edhe pse faji kryesor nuk mund t'i lihet asaj. Pas luftës së dytë botërore më 1945 e deri në ditët tona, feja te shqiptarët nuk ka pas kurrfarë ndikimi në sjelljen e vendimeve politike, madje një kohë edhe u bëmë të pa fe, por prapë gjendja jonë politike nuk u përmirësua. Feja në marrëdhëniet e popujve paraqet elementin e fundit për të mos thënë të parëndësishmin përball interesave ekonomike dhe gjeo-strategjike, e aq më tepër kur shqiptarët janë pjesëtar të dy feve kryesore, dhe identiteti i tyre kombëtar qëndron mbi atë fetar, shumë herë i dëshmuar në histori.

**Mos u merr me politik**

Një mendim që vjen si pasoj e robërisë së gjatë. Është e vërtet se ne të gjithë nuk mund të merremi me politik, por ajo që duhet të bëjmë ne është që të përcjellim politikën. Sikurse të kishim përcjell politikën me siguri se edhe do të ishim më mirë. Në të ardhmen duhet të gjithë të përcjellim politikën, politikanët, zyrtarët dhe krerët e lëvizjeve të shumta, se çfarë po deklarojnë dhe si po veprojnë. Duke përcjell politikën dhe duke reaguar me kohë ne parandalojmë të keqën, dhe i hapim rrugën të mirave.

**Mos e ndërro partin**

Të ndërrosh partin për interesa personale është tregues i një individi me vlera të ulëta morale që anon kah ato shtazarake. Por, kur është në pyetje interesi kombëtar, kur ti e sheh se partia jote po e shkel vullnetin e popullit, atëherë është domosdoshmëri, obligim dhe interes kombëtar që të largohesh sa më parë nga ajo. Kur je i vetëdijshëm se partia

jote është kundër interesave të vendit, popullit, prania jote në atë parti të bënë bashkëpjesëmarrës kundër vendit dhe popullit. Prandaj ikni dhe bashkangjituni me ato parti, lëvizje, që janë në përputhje me vullnetin e popullit dhe sa më shpejt na shpijnë drejt qëllimit të përgjithshëm (Ribashkimit).

**Jemi ndryshe**

Ata që nga radhët tona i frikësohet Ribashkimit thonë se shqiptarët andej e këndej nuk janë një. Frika vjen nga humbja e privilegjeve e që ne u themi të jenë të sigurt se ato vetëm do t'u dyfishohen. Bisedoja me një gazetare gjermane një ditë dhe për Murin e Berlinit më tha:'' Unë jetoja në Berlin deri kur muri u rrëzua më 1989. Ne na kishin bindur se ata të Perëndimit ishin ndryshe nga ne të Lindjes. Kur muri u rrëzua ne e kuptuam se më shumë kishim gjëra të përbashkëta se sa të ndryshme. Muri i Berlinit ishte një ngrehinë fizike që kishte krijuar një mendim të gabuar për njëri tjetrin''. A thua edhe ne shqiptarët kemi  një mendim të gabuar për njëri tjetrin për shkak të kufijve që na ndajnë në 6 shtete?

**Duam bashkim ekonomik**

Gabim shumë i madh. Bashkimi ekonomik bëhet vetëm për interes ekonomik dhe mund të jetë afatshkurtër, e pastaj, çfarë më tutje nëse nuk kemi interes, a duhet që prapë të ndahemi? Paraja është e rëndësishme, por asgjë nuk mund ta lëviz njeriun se sa ndjenjat, prandaj duhet thënë duam bashkim shpirtëror i cili na shpie në atë politik. Kur je i bashkuar shpirtërisht ti je prapë bashkë edhe nëse të kaplon kriza ekonomike. Në çdo krizë njerëzit e lidhur shpirtërisht vetëm sa fuqizohen edhe më shumë. Bashkimi ekonomik në rast krize vetëm se na largon edhe më shumë, e rrjedhimisht na copëton dhe dobëson.

**Integrimet evropiane nuk kanë alternativ**

Nëse nuk Ribashkohen shqiptarët, TRAGJEDIA e ardhshme e popullit shqiptar ka një emër, Bashkimi Evropian. Shumë burrështetas të shteteve të fuqishme evropiane projektin e Bashkimit Evropian  e quajnë fatkeqësi kombëtare dhe kërkojnë të lirohen nga ajo, ne e quajmë parajsë ku do të zgjidhim problemet tona e madje edhe atë kombëtar, sepse siç na thonë do të takohemi në Bruksel. E vërtet se do të takohemi, edhe pse edhe tani po takohemi, por jo si shqiptar, por si shtetas të 6 shteteve të huaja pas pritjeve 6-10 orëve në kufijtë brenda shqiptarësh. Që të mos na ndodhë kjo tragjedi, Ribashkimi na detyrohet si domosdoshmëri.

Bashkimi Evropian bazohet në tri shtylla: Parlamentin, Komisionin dhe Këshillin. Këto institucione janë në luftë të përhershme në mes interesave mbikombëtare dhe atyre kombëtare. Në një anë kemi Parlamentin dhe Komisionin Evropian që bërtasin :
'' Poshtë interesat kombëtare'', e në anën tjetër kemi Këshillin e Evropës ku ulen kryetarët e shteteve ose kryeministrat dhe mbrojnë interesat kombëtare. Kjo erdhi si pasoj e marrëveshjes së Lisabonit (lloj kushtetute) e cila e fuqizoi rolin e Këshillit dhe e dobësoi rolin e Komisionit Evropian duke i mundësuar nacionalizmit paraqitjen e kohëpaskohshme por mjaft të fuqishme e që vjen në shprehje gjatë krizave të ndryshme.

Mos harroni se shqiptarët në BE të tillë, të integruar përmes 6 shteteve ku jetojnë, mund të fitojnë vetëm një gjë, vdekjen kolektive e cila do të jetë e ngadalshme por e sigurt. Populli shqiptar do të mbetet si dele e zeze, si faktor jo stabiliteti, për Bashkimin Evropian, për shkak të provokimeve mbizotëruese (hegjemoniste) dhe zgjeruese (ekspansioniste) nga fqinjët e tyre . A jemi ne më të mençur se gjermanët të cilët së pari u ribashkuan e pastaj integruan në BE, është çështje që nuk ia vlen ta krahasosh.

**Nderojmë vetëm të vdekurit**

Përse bëjmë këtë? Sepse nga i vdekuri nuk rrezikohemi, dhe kur e nderojmë fitojmë si shumë në emër të tij. Për të përparuar duhet të nderojmë edhe të gjallët dhe të jemi falënderues dhe mirënjohës ndaj tyre. Ata duhet t'i kemi pranë vetës sepse me përvojën e tyre mund të na ndihmojnë shumë. Njerëz pa gabime nuk ka askund, por nëse doni të gjeni njerëz pa të meta, atëherë kërkoni ata në mesin e engjëjve.

**Duam bashkim**

Bashkimi politik mund të bëhet me greket, serbet, bullgarët. Nëse do me vëllezërit tu, duhet të thuash **Ri**bashkim. Përse? Ne kemi qenë nën një administratë, nën një shtet dhe pa vullnetin tonë na kanë ndarë. Ne po duam që *prapë* të kthehemi aty ku kemi qenë. Dhe nëse e duam këtë, ne duhet të flasim drejt, e të themi duam Ribashkim. Po ashtu ky term në relacionet ndërkombëtare dallon si dita me natën. Fjala Ribashkim ka peshë dhe domethënie sqaruese më të madhe në diplomacinë ndërkombëtare se sa fjala e zbehtë bashkim. Dy shkronja **Ri**-bashkim por të vlefshme sa ari i tërë botës. Lexoni dokumentet zyrtare për Gjermanin, a shkruan aty dy Gjermanit u ribashkuan apo bashkuan?

**Elita jonë politike**

Ne nuk kemi elitë politike. Po të kishim çështja jonë që moti do të ishte zgjidhur drejtë. Fjala elitë do të thotë më i miri. A mund të gjeni ndonjë shembull se paria jonë ka punuar diçka mirë për popullin sidomos në këto 22 vitet e fundit? Me qenë pjesë e elitës do të thotë me dhënë diçka për të mirën e atdheut. Tani mendo mirë, a ka dhënë apo marr më shumë paria jonë nga atdheu dhe populli? Interesohu më shumë për projektet e ashtuquajtura ‘’mbarëkombëtare’’dhe shiko nëse janë punuar si duhet apo ka diçka të dëmshme në brendësin e tyre. Ke për të kuptuar se ne kemi ‘’elitën’’ e shpërbërjes.

**Po shkoj të vdes në luftë**

Në luftë nuk shkohet me vdek por me mposht armikun. Vdekja është qëllimi i fundit i luftës. Nëse shkojmë me vdek ne vetëm se ia mundësojmë armikut tonë fitoren, pushtimin dhe sundimin e trojeve tona. Në luftë ne duhet të ngadhënjejmë mbi armiqtë tanë. Të deklarosh se :’’ Nuk ka çfarë më bën plumbi armikut’’, është papjekuri fëmijërore. Që t’ia arrijmë qëllimit parësor në luftë pra mposhtjen e armikut, ne duhet të stërvitemi me dije dhe teknologjinë ushtarake të kohës.

Pra, siç po shihet për prapambeturin tonë fajin duhet kërkuar diku tjetër e jo te shkolla, feja, apo të huajt. Faji është te secili prej nesh. *Ne na mungon atdhedashuria, sepse në jetë udhëhiqemi nga instinktet shtazarake.* I duam titujt, postet e mbi të gjitha parat dhe nga joshja e tyre ne nuk nderojmë njerëzit tanë të duhur, kurse për atdheun as që na bie ndërmend. Kur e shohim se nuk jemi kurrkund me të tjerët, normalisht që fajin e hedhim diku tjetër, te shkolla, feja dhe të huajt duke u ngatërruar edhe më shumë dhe duke bërë prapakthim, pasi që bishtnojmë të vërtetën.

*Nëse duam ndryshim, sukses, zhvillim, përparim mendësinë e gabuar politike duhet sa më parë rishqyrtuar!*

***<u>KAPITULLI I TETË</u>***

**Atdheu/Mëmëdheu**

Quhet vendi ku kemi lindur dhe ku jetojmë. Shqiptarët duhet ta duan atdheun e vetë dhe të kujdesën për të.

*Detyrat* ndaj atdheut janë:

- Të respektosh ligjet e atdheut dhe t'i plotësosh obligimet e tua ndaj bashkësisë;
- Të ndihmosh në ngritjen dhe përparimin e atdheut tënd;
- Të mbrosh atdheun kur i kërcënohet rreziku;
- Të mbjellësh dhe të përhapesh dashurin e tij ndër bijtë dhe bijat.

Çdokush duhet të kryej *obligimet* ndaj tij varësisht nga:

- Statusi;
- Inteligjenca;
- Koha;
- Gjinia;
- Mosha.

*Mjetet* për ndihmë ndaj atdheut munden me qenë:

- Paraja;
- Pushka;
- Lapsi;
- Protesta;
- Thënia e të vërtetës.

Nëse individi ka mundësi dhe ofron ndihma të lloj-llojshme aq më e lartë vlerësohet vetëdija dhe dashuria e tij ndaj atdheut.

Dashuria ndaj atdheut është instinkt i mbjellur në shpirt i cili e bënë të qetë njeriun kur qëndron në të, dhe mallëngjehet për të, kur është jashtë dhe larg tij. Sado që njeriu të dëshiroj të largohet prej tij, dëshira për kthim mbetet përherë  e varur në kujtesën e tij.

Një ditë u takuan dy mërgimtar.

- “Qe sa kohë je larguar nga atdheu?’’ - po e pyet i pari të dytin.
- "Gati 7 vite".
- "Me siguri e paske harruar krejt".
- "Përkundrazi, edhe sikur atdheu të më ketë harruar , unë gjithnjë kam menduar dhe mendoj për të’’- iu përgjigj i dyti.

Obligimet ndaj atdheut përfundojnë vetëm me vdekjen e individit. Deri sa të rroj ai nuk mund të krenohet se ka kryer obligimet ndaj tij. Individi duhet të kujdeset gjithnjë për atdheun si në kohë paqe po ashtu edhe lufte, duke përkrahur forcat përparimtare dhe duke luftuar ndaj atyre kundërvepruese. Dashurin ndaj atdheut e tregojmë kur flasim drejt ndaj proceseve politike dhe personaliteteve, por edhe kur kritikojmë e protestojmë proceset dhe personalitet e dëmshme, që flasin në emër të popullit dhe shtetit.

Edhe atdheu ka obligime ndaj popullit të vetë për të mirë dhe të keq. Ajo tregohet kur shteti reagon në raste të ndryshme për t’i dal në ndihmë pjesëtarëve të saj, sidomos ndaj fatkeqësive individuale ashtu edhe kolektive, brenda vendit e po ashtu edhe jashtë tij. Sikur nëna që qetëson me zërin e saj foshnjën edhe Shqipëria duhet të na qetësoj me veprimet e saja.

**Si të ndryshojmë?**

Jemi në shekullin XXI gjithçka ka ndryshuar e po ndryshon vetëm ne jo. Nëse duam ekzistencë, zhvillim e përparim edhe ne duhet të ndryshojmë. Nëse dikur diçka ishte e mirë sot është e keqe. Ajo që ishte dikur e keqe sot është e mirë. Kurrsesi të mbushemi mend se *në politik nuk ka miqësi, simpati dhe emocione.* Çdo kush na ndihmon ose pengon varësisht nga interesi shtetëror.

Për të përparuar duhet të analizojmë dhe studiojmë se:

- Çfarë i mungon shtetit shqiptar?
- Çfarë mundet shteti shqiptar e çfarë shqiptarët?
- Nëse nuk kemi para a mund t’i gjejmë diku?
- Nëse nuk kemi dituri ushtarake a mundemi ta gjejmë anash dhe ku?
- Nëse nuk kemi armatim të përsosur ku mund ta gjejmë?
- Nëse nuk jemi luftëtar përse të mos angazhojmë rrogëtar (mercenar)?
- Nëse i kemi të gjitha, cila është pengesa ? Dembelizmi i pushtetarëve apo interesi i tyre personal?
- A është faji te populli apo udhëheqësia? Të gjejmë problemin dhe të mundohemi ta përmirësojmë.

Për ndryshim e me këtë mendojmë për përparimin tonë i cili mund të arrihet vetëm nëse Ribashkohemi, duhet të merren parasysh disa faktor apo elemente të cilët në mënyrë të kombinuar na lehtësojnë arritjen drejt qëllimit tonë. Ato janë: lufta/ushtria, mërgata, femra, rinia, nacionalizmi, media, diplomacia, propaganda dhe koha. Nga këta faktor duhet të formohen organizma mbipartiak. Kriter kryesor për t'iu bashkuar organizmave mbipartiak duhet të jetë çregjistrimi nga partitë politike apo të mos qenit anëtar e simpatizant i asnjë partie politike ose pavarësia e plot e organizmave mbipartiak nga politika ditore.  T'i analizojmë një nga një.

**LUFTA/USHTRIA**

Njeriu jeton dhe krijon në shoqëri vetëm kur është i lirë. Për këtë arsye është e natyrshme nevoja e njeriut tonë ta mbrojë lirinë e vendit, në të cilin i përkasin vlerat e këtilla shoqërore. Liria dhe pavarësia e vendit janë kushte themelore që të ruhen dhe zhvillohen më tutje fitoret e shoqërisë së tij. Kështu pra, liria e vendit bëhet nevojë dhe pasuri e njeriut. Njeriu në shtetin e tij gëzon shumë të drejta, por ato nuk do të mund t'i realizoj nëse nuk e gëzon të drejtën për mbrojtjen e vendit të vet. Ajo nuk mund t'i merret, sepse është e drejtë e natyrshme dhe e lindur me të.

Kryerja me ndërgjegje e detyrave të mbrojtjes së vendit konsiderohet vepër nderi, ngase me mbrojtjen e vendit mbrohen vlera të larta shoqërore me rëndësi të madhe jetësore: liria, pavarësia, tërësia territoriale e vendit, sistemi shoqëror etj. Populli ynë gjithmonë ua ka ditur për nderë atyre që kanë dhënë jetën për atdhe duke i ngritur përmendore, thur këngë dhe rrëfime të shumta që barten brez pas brezi. Emrat e tyre i mbajnë qytetet, shkollat, rrugët, e institucionet e ndryshme.

Kemi thënë tashmë se *liria nuk mund t'i falet askujt. Ajo i përket atij që e meriton.* E drejta për të gëzuar lirinë nuk mund të merret me mend pa detyrën që ajo të ruhet dhe të mbrohet. Kur mohohet liria mund të vij deri te lufta. Zhvillimi i suksesshëm i luftës varet gjithnjë më tepër prej aftësisë së njerëzve që marrin pjesë në të. Njerëzit për t'u aftësuar për luftë duhet të përgatiten në kohë paqe.

Vetëdija e popullit tonë është në zgjim e sipër. Ai nuk do dhe as nuk pajtohet me pozitën e vet. Përballë nevojave dhe dëshirave të popullit tonë për barazi kemi fqinjët tanë grabitqar që dëshirojnë të ruajnë pozitën e vet dhe të vazhdojnë me shfrytëzimin e vendit tonë. Ata madje po na kërcënojnë çdo ditë vetëm pse po kërkojmë kushte të barabarta me ta. Këto janë rrënjët e një kundërthënie (konflikti) të thellë, që ekziston në mes vendit tonë dhe fqinjëve tanë, e jo disa të drejta të paarsyeshme që ata thirren ditë për ditë. *Lufta për zhvillim të lirë e barabartë të të gjithëve popujve është e domosdoshme, legjitime.* Ajo nuk mund të ndalet, derisa të realizohen qëllimet e saja.

Bazë e këtij konflikti është rëndësia që ka vendi ynë në pikëpamje ekonomike, politike dhe ushtarake në marrëdhëniet botërore. Ai është i pasur me pasuri nëntokësore, me vija rrugore, hekurudhore e ujore që bënë lidhjen në mes Perëndimit dhe Lindjes. *Edhe pse marrëdhëniet tona me fqinjët gjithmonë kanë pasur karakter paqësor, gjendja e tyre nuk varet vetëm nga sjelljet tona por edhe nga sjelljet e fqinjëve tanë.*

Njeriu shqiptar mund të pyes, po përse luftërat po ndodhin edhe në fillim shekullin XXI kur fjala që më shumti dëgjohet është paqja, madje shumë zyrtar evropian na dalin me

deklarata, se luftërat kanë marr fund dhe se ato i takojnë historisë, e në anën tjetër kudo në rruzullin tokësor shohim shpërthimin e luftërave të reja? Njeriu e jo vetëm shqiptarët kanë pyetur që moti, detyrohet të pyes edhe sot, e do të pyesë edhe në të ardhmen, përse luftohet dhe përse duhet të priten luftëra edhe në të ardhmen?

Përgjigjja e parë në këtë pyetje mund të jepet vetëm, atëherë kur të mësohet e vërteta se në shoqërinë njerëzore nuk janë eliminuar shkaqet që shkaktojnë konflikte në mes grupeve të mëdha shoqërore, klasave e popujve, respektivisht shteteve. Derisa të ekzistojnë shkaqet e këtyre konflikteve, ato do të shpërthejnë. *Vendimi që me anë të luftës të arrihet ndonjë qëllim është vendim politik.* Pra, lufta është vazhdim i politikës, por me mjete të tjera, mjete të dhunës. Është fjala për politikë të njëjtë dhe qëllime të njëjta. Ndryshojnë vetëm mjetet, me të cilat zhvillohet politika: në vend të mjeteve të paqes, përdoren mjete të dhunës së armatosur.

Popujt apo shtetet nuk zhvillohen në mënyrë të barabartë,sepse nuk kanë kushte të njëjta për këtë gjë. Disa janë të pasura me lëndë të para e të tjerëve u mungojnë këto lëndë. Disa vende kanë pozitë më të mirë gjeografike e disa jo. Politika e një shteti ndaj shtetit tjetër zhvillohet në bazë të interesave të shtetit përkatës. Shkaqet e vërteta të luftërave gjithmonë janë të fshehura. Edhe fqinjët tanë për të na mbajtur kështu si jemi shpesh thirren në disa të drejta historike e që në të vërtet fshehin shkaqet e vërteta siç janë: pozita gjeografike dhe ekonomike e vendit tonë.

Kur flitet për rrethanat prej të cilave varet se një kundërthënie (konflikt) a do të shndërrohet në luftë ose jo,mendohet në radhë të parë, për gatishmërinë e palëve në konflikt që konfliktin ta zgjidhin pa luftë. Në qoftë se nuk ekziston një gatishmëri e këtillë, çështja e luftës varet prej raportit të përgjithshëm të forcave të palëve në konflikt. Kjo do të thotë se si pengesë e fortë para luftës pushtuese paraqitet aftësia mbrojtëse e vendeve që duan paqen dhe që janë të gatshme të mbrojnë lirinë e tyre.

Çdo pushtues përpiqet me ngulm që ta pengojë me të gjitha mjetet rezistencën e popullsisë në territorin që e ka pushtuar. Secili pushtues ka për qëllim që në territorin e pushtuar të vendos pushtetin e vet dhe të krijoj kushte për një shfrytëzim sa më të plotë të të gjitha të mirave materiale që i posedon një territor i caktuar.

Me atë rast pushtuesi përdor të gjitha mjetet: premtime për mirëqenie; mashtrime të ndryshme; parulla për ‘’çlirimin’’ kombëtar e shoqëror; mbjelljen e urrejtjes fetare e kombëtare; kërcënime, arrestime, vrasje individuale e masive; hapjen e kampeve të përqendrimit dhe ndëshkimeve të tjera shtazarake.

Të gjitha këto masa pushtuesi i zbaton përmes aktiviteteve: **ushtarake** (kazerma dhe baza të fortifikuara); **politike** (qeveri satelite nga tradhtarët, parti politike); **policore** (organet gjyqësore dhe hetuese të tij); **ekonomike** (plaçkitjen, grumbullimin, tregtinë dhe forma të ndryshme spekulimi).

Një nga aktivitetet më të dëmshme të çdo pushtuesi është ai **psikologjiko - propagandistik**. Pushtuesi përpiqet t'i shkatërrojë vlerat ekzistuese shoqërore e morale të vendit të sulmuar, të imponoj vlerat e pikëpamjet e tij dhe të vë nën kontrollin e tij kulturën, arsimin, shkencën, mjetet e komunikimit publik dhe institucionet e tjera publike. Ai niset prej pikëpamjes se qëllimi e arsyeton çdo mjet. Për këtë arsye nxiten urrejtja kombëtare e fetare, prostitucioni, narkomania, korrupsioni, spekulimi dhe çdo gjë tjetër, që do të mund të brente dhe zvogëlonte forcën e rezistencës; të krijoj frikë e pasiguri të përgjithshme; dhe të zhduk vullnetin e vendosmërinë e popullit që t'i bëjnë rezistencë me armë dhe me forma të tjera lufte.

Për të kuptuar pozitën ushtarake të vendit tonë në kuadër të Ribashkimit duhet shqyrtuar dy çështje themelore:

- A mund të rrezikohet vendi ynë (a ekziston mundësia e agresionit kundër tij)?
- Çfarë janë forcat e mbrojtjes sonë?

Aktualisht të gjithë e dimë se në vendin tonë kemi ushtritë pushtuese të fqinjëve me tërë potencialin ushtarak të vendosur nëpër kazerma e pika strategjike. E dimë po ashtu se shqiptarët janë i vetmi popull Evropian që është i privuar nga e drejta më elementare njerëzore, për të qenë të aftësuar ushtarakisht. Por, kjo nuk duhet që të na dekurajoj që të përgatitemi për të nesërmen.

Populli ynë për të zmbrapsur çdo agresor duhet që pa ndërprerë dhe me vendosmëri të punoj në aftësimi e tij për mbrojtje të vendit, e ky aftësim duhet të bëhet në kohë paqeje.

- Populli shqiptarë duhet të aftësohet për luftë që nga mosha 16 vjeçare dhe ky aftësim të jetë i organizuar për dy gjinitë, duke filluar nga shkollimi fillor e deri në fakultet me futjen e lëndës ''Mbrojtja e vendit'';
- Duhet të punohet në ngritjen e vetëdijes luftarake dhe forcimit të saj;
- Të demaskohen tradhtarë e vendit dhe planet e tyre;
- Të pengohet përhapja e frikës, pra të forcohet morali luftarak i tërë popullit sepse, sado që i fortë të jetë agresori, ai i shmanget gjithmonë përballjes me tërë popullsinë;

- Të nxitet krijimi i veprave artistike dhe mbajtja e shfaqjeve kulturo-artistike me përmbajtje luftarake, revolucionare e patriotike, të orientuara kah forcimi i moralit luftarak dhe rezistenca e popullsisë;
- Ushtria e shtetit shqiptar të tjetërsohet në Ushtri Kombëtare për 7 milion shqiptar;
- Duhet të kemi sa më shumë aleat nëpër botë, pasi që kjo do t'i detyronte në radhë të parë fqinjët tanë dhe agresorët tjerë që të heqin dorë prej qëllimeve të tyre sulmuese.

Shqiptarët duhen të kenë marrëdhënie të mira me fqinjët e tyre, me kusht që të respektohet e drejta e jonë për Ribashkim dhe barabarësi, ashtu sikur se ne e respektojmë të drejtën e tyre për shtet.

Nëse aftësimin luftarak të popullit të tyre e bëjnë vendet më të zhvilluara të botës, përse shqiptarët mos të jenë pjesë e kësaj qasje qytetëruese botërore?

## MËRGATA

Të gjithë të arriturat politike që ka arritur populli ynë deri më sot, pa dyshim se mund t'i përshkruhen mërgatës shqiptare. Si në të kaluarën por edhe sot proceset politike në vend nuk mund të paramendohen pa të. Ata që duan të anashkalojnë mërgatën apo të mohojnë rolin e saj në të kaluarën e posaçërisht në të ardhmen nuk janë prej shqiptarëve.

### Dikur

Për shkak të robërisë vendi ynë ka qenë i pazhvilluar ekonomikisht ashtu që për proceset politike mbështetja kryesore në para ka ardhur nga mërgata. Kur themi para nuk duhet të harrojmë rolin e mërgatës në ndihmë të atdheut edhe me penë e pushkë. Mërgata në të kaluarën është kuptuar dhe keqpërdor vetëm si një vend ku vjelën parat duke shfrytëzuar ndjenjat emocionale të saj për atdheun.

Askush nuk e do me sinqeritet më të madh atdheun se sa mërgimtarët. Por, ajo në të kaluarën në vend se të ishte e bashkuar rreth një qëllimi, ajo ka qenë mjaftë e përçarë në baza ideologjike e lokaliste, jo me fajin e saj, por me fajin e parisë të ndarë nëpër shoqata e klube me karakter lokalist e së voni edhe nëpër parti politike. Kështu, në vend se të shfrytëzohej kjo energji e madhe ajo shfrytëzohej pjesërisht.

### Sot

Në procesin e Ribashkimit për të kuptuar më mirë mërgatën tonë duhet të kemi parasysh dy faktor themelor: familjen e mërgimtarit dhe qëllimin politik të mërgatës si tërësi.
Kah fundi i shekullit XX dhe në fillim të shekullit XXI vlerësohet se nga vendlindja u larguan mbi 2 milion shqiptarë për arsye politiko-ekonomike. Struktura e mërgatës sonë sot dukshëm ndryshon nga ajo e kaluara. Për dallim nga e kaluara ata sot në shtetet ku janë, jetojnë me familjet e tyre. Të jetuarit me familje i solli atyre të mira dhe të këqija.

Nga anët e mira mërgimtari/ja në vendin ku jeton pa dyshim se ka gjet kushte të volitshme për zhvillimin dhe përparimin e të gjithë anëtarëve të familjes së tij/saj.
Një dallim cilësor i mërgatës sonë në fillim të këtij shekulli kemi në ngritjen e kapaciteteve intelektuale sidomos të brezit të ri në vendet ku jetojnë. Duke i falënderuar kësaj fëmijët e mërgimtarëve janë integruar plotësisht në shoqëritë ku jetojnë, e disa prej tyre nuk jetojnë më si punëtorë krahu, por jetojnë nga puna intelektuale duke u kualifikuar në profesione të ndryshme.

Përparimi i tyre personal është krenari kombëtare nëse e marrim parasysh se ata janë ambasador të denjët të popullit tonë në shtetet përkatëse. Ata duhet të përsosen çdo ditë me dituri dhe shkathtësi të reja pasi që ato njohuri na duhen për të mirën e përgjithshme. Çdo mirëqenie ekonomike dhe intelektuale e mërgimtarit është përparim edhe i atdheut.

Në përballjet e shumta që ata gjenden në vendet ku jetojnë problematika kryesore për ta e që paraqet anën e keqe, është (shkrirja) asimilimi i fëmijëve të tyre nga kultura e vendit ku ndodhen duke përfshirë gjuhën dhe traditën shqiptare. Pa dyshim se kjo paraqet pikën më të dhimbshme në jetën e mërgimtarit tonë. Por, me një angazhim konkret në radhë të parë në mes të vetë mërgimtarëve dhe ministrive përkatëse në atdhe mundet që kjo çështje të zbutet e sidomos në kohën e teknologjisë informative apo në kohën e Internetit.

S'do mend se disa nga anëtarët e familjes nuk kanë mundur t'i përballojnë sistemit dhe kulturës së shtetit përkatës, andaj edhe kanë humbur rrugën duke u munduar që t'i hedhin një imazh të keq popullit tonë në botë me veprat e dënuara ligjërisht. Por, pjesëtar të tillë ka në çdo popull, kurse neve na mbetet që të krenohemi me ata shqiptarë që me veprat e tyre fisnike ia zbardhin fytyrën popullit tonë kudo që janë.

Rinia shqiptare si pjesa më vitale e popullit tonë duhet të gjejë mbështetje në filozofin e të jetuarit ndershëm, duke marr shembuj të shumë bashkëmoshatarëve të tyre që po bëjnë emër kudo në botë si dhe në atdhe, në çdo fushë jetësore duke përfshirë sportin, artin dhe arsimin. Ajo duhet të ruhet nga ideologjitë e kota që e çojnë atë në humbje të energjisë dhe që duan t'ia bëjnë të ardhmen ferr duke i shkatërruar ata dhe duke i paraqit shqiptarët si mish i huaj në truallin e Evropës apo SHBA-ve.

Lidhur me çështjen e dytë *sferën politike* të mërgatës sonë, ajo, edhe sot është e përçarë nëpër parti e shoqata lokaliste. Pas tri luftërave sikur është e përgjumur dhe nuk ka vizion se ka duhet të shkoj, ndoshta nga ndikimi i madh i partive politike të cilat e rrjepën në të kaluarën dhe nuk i dhanë llogari për parat e shpenzuara.

Mërgata nuk ka nevojë që të humbë kohën se cili shqiptarë apo cila parti ka drejt apo nuk ka të drejt me udhëheq popullin shqiptarë. Ajo nuk duhet të organizohet vetëm në shoqata e klube apo diskoteka ku sillen këngëtare apo vetëm organizohen akademi përkujtimore. Siç thamë ajo sot është më e ngritur intelektualisht, prandaj edhe nuk duhet të lejoj që një gjë e tillë të ndodhë edhe më.

Ajo nga ofrues të parave duhet të ofroj edhe ide. Duhet të ngritë zërin e arsyes për zhvillimet politike në atdhe dhe t'i thotë MJAFTË MË shumë politikanëve. Është koha të bashkohemi e jo të dëshmojmë për të drejtat e dikujt. Dhe mërgatës sonë i duhet një

shkas apo arsye që të bashkohet më shumë. Dhe ai shkas duhet të jetë diçka mbipartiake, diçka më shumë se lokalizmi apo partia.

Shkaku i bashkimit dhe forcimit të mërgatës është projekti ynë i ardhshëm i quajtur Ribashkim kombëtar. Mërgata nuk duhet të presë por krijoj Shqipërinë e Ribashkuar. Edhe në të kaluarën mërgata nuk priste nismën e ideve nga atdheu por idetë e saj vërshonin atdheun.

Ndoshta për të qenë më aktive duhet të ndërrohen brezat e vjetër të mërgatës dhe të vijnë ata më të rinj me ide të kristalta për Ribashkimin ku lokalizmi, rajonizimi, fisi nuk mund të shpërfaqen mbi kombëtaren. Kohët e reja kërkojnë energji të re, por rrënjët me të kaluarën nuk duhet të këputen, është fjala për veprimtarët e vjetër. Përvoja dhe këshillat e tyre na duhen, por procesit t'i prijnë ata që kanë më shumë energji. Mërgata si mërgatë duhet të ndihet dhe të veproj në radhë të parë si shqiptar e pastaj si evropeist apo amerikan. Ajo duhet të udhëhiqet nga njerëzit e veprës e jo të fjalës.

Deri sa kjo forcë e madhe e popullit shqiptar nuk shfrytëzohet nga atdheu për shkak të pengesave të shumta administrative, partiake dhe lokaliste, mërgata duhet të riorganizohet për projektin tonë madhor kombëtar duke marr parasysh çështjet në vijim:

- Të shuhen organizimet partiake, lokaliste, rajonale. Nga dëshira për ta ndihmuar atdheun ajo në të vërtet po e pengon përparimin e atdheut përmes politikanëve të caktuar;
- Të mbaj kuvendet e Mërgatës kudo që janë e më pastaj të delegohen nga Evropa, Turqia, ShBA-të në Kuvendin e Përgjithshëm me një kryesi dhe kryetar që flet në emër të tërë mërgatës;
- Të hartoj një deklaratë gjithëpërfshirëse për të drejtën e popullit shqiptar për Ribashkim dhe ajo t'u dërgohet të gjitha shteteve ku ata jetojnë;
- Të organizohen protesta para selisë së Parlamentit Evropian në Bruksel dhe parlamenteve të vendeve përkatëse si dhe OKB-ës në NewYork;
- Të fillojnë me botimin e revistës ''Mërgimtari i Ribashkuar'';
- Të hartohen programe për kthim për ata që duan dhe që mund të bartin dijen dhe kapitalin e tyre në atdhe;
- Të sillen në atdhe në mënyrë të organizuar për pushime fëmijët e mërgimtarëve për aktivitete kulturore-zbavitëse dhe sportive me qëllim që të mos shkëpusin rrënjët me gjuhën dhe vendin e të parëve;
- Veprimtarët e mërgatës nuk duhet të krenohen me të kaluarën por të tregojnë se çfarë po bëjnë me të tashmen dhe të ardhmen për të mirën e atdheut;
- Mërgata nuk duhet të jetë në shërbim të dy ambasadave dhe dy flamujve por vetëm njërit prej tyre, në këtë rast shtetit dhe flamurit shqiptar;

- Ajo nuk jep vetëm para e angazhim, por ofron edhe ide, të cilat nëse janë në shërbim të Ribashkimit patjetër se duhet të merren parasysh;
- Rinia shqiptare në mërgatë duhet të kujdeset për veprimet e saja dhe të mos bie pre e religjioneve të ndryshme e që duan të paraqesin shqiptarët si element destabilizues për qytetërimin perëndimor, por të ndjekin religjionin tradicional;
- Rinia shqiptare si meshkujt edhe femrat për bashkëshortë të zgjedhin shqiptare/shqiptar e jo të huaj;

Dhe në fund institucionet në atdhe duhet të krijoj kushte administrative dhe lehtësira tjera ligjore që diturit e mërgimtarëve dhe përvojat e tyre të barten në atdhe duke i krijuar kushte për punë të lirë dhe të pavarur.

**FEMRA**

Historia jo vetëm e një populli por mbarë njerëzimit është vepër e përbashkët e forcave shpirtërore dhe materiale si faktorë lëvizës të përpjekjeve dhe synimeve të njeriut. Sa më shumë që një populli i ka shkuar për dore që të grumbulloj forca të shëndosha shpirtërore dhe materiale për arritjen e qëllimit, gjasat për suksese kanë qenë më të mëdha. Pa dyshim se forcat shpirtërore individuale apo kolektive kanë luajtur rolin kryesor në radhë të parë në krijim e kulturës së përgjithshme të atij populli duke i dhënë vulën e pavdekshmërisë.  Njëra nga ato të mira shpirtërore si për njerëzimin dhe popullin paraqet femra, e sidomos kulti i të qenit nënë.

Edhe përkundër dallimit të saj biologjik nga meshkujt, natyrën e ndjeshme, rolin e saj në familje dhe faktorët shoqëror – ekonomik, femra shqiptare gjatë historisë sonë ka luajtur rol të veçantë dhe ka dhënë një kontribut në proceset historike nëpër periudha të ndryshme, qoftë me para, qoftë me laps, qoftë me pushkë.

Në të kaluarën dihet roli i femrës që ka pasur në zhvillimin e popullit. Çfarë ka qenë femra i tillë ka qenë populli. Romakët në majën e fuqisë së tyre e bënë femrën të ç'thurur e ajo ua shkatërroi popullin dhe shtetin. Grekët e çmuan femrën në radhë të parë si nënë dhe si qenie përparimtare. Kënaqeshin si artist me bukurinë e saj dhe krijuan skulpturat më të mira greke.

Kohën në të cilën jemi femra shqiptare gëzon të gjitha të drejtat me meshkujt, dhe me femrat e botës, së paku kështu ekziston në pikëpamje ligjore, prandaj femra shqiptare krahas rolit të saj kryesor të qenit nënë duhet më shumë të kyçet në jetën publike respektivisht politike. Ne kemi edhe sot femra të angazhuara politikisht por ato më shumë shërbejnë si stoli dhe vegël për fitime politike partiake. Ajo nuk duhet vetëm të plotësoj kuotat e kërkuara nga ligjet ndërkombëtare, por edhe të jetë pjesë e vendimmarrjes, pra aty ku flitet për të ardhmen e vendit. Ajo duhet të flas atë që populli po e kërkon në këto çaste.

Koha e kërkon se ajo duhet të jap kontributin e saj madhor në procesin e ardhshëm politik, Ribashkimin kombëtar. Femrat përbëjnë 50% të numrit të përgjithshëm të popullit tonë, prandaj edhe përgjegjësia 50%  bie mbi të, për gjendjen aktuale dhe të ardhshme të popullit tonë.

Formësimi i saj politik ka rëndësi të veçantë sepse duke qenë edhe nënë nga ajo varet se si do të edukohen brezat e ardhshëm të popullit tonë. Roli i saj në edukimin e brezave të ri është i padiskutueshëm pasi që do të injektoj në gjakun e fëmijëve të saj tërë atë që disponon, së pari virtytet njerëzore e më pastaj si edukatore politike e fëmijës së saj, që

janë ardhmëria e vendit. Femra shqiptare ka një vlerë të paçmueshme në procesin e Ribashkimit, *kurse ajo paraqet thesarin e fshehur në këtë proces.* Thesar që duhet angazhuar dhe shfrytëzuar. Ky kontribut do t'ia shtoj asaj respektin.

Ribashkimi ndërtohet në disa shtylla e njëra nga to është që femrat të jenë të edukuara dhe edukatore të brezave të ri me procesin e Ribashkimit. Kategoritë e femrave e sidomos rininë femërore ta edukojmë me Ribashkim, pasi që ato nesër bëhen nëna dhe duhet të edukojnë një brez të shëndosh nga i cili varet e ardhmja e përparuar e vendit dhe brez që askush nuk mund të bëj lojëra me ta.

Për të arritur këtë duhet që së pari të edukojmë femrën, sepse diçka që nuk ke, nuk mund ta përcjellësh te të tjerët. Idetë e mëdha e rilindin njeriun. Me idetë e mëdha harrohet fjala Unë dhe kalohet në Ne. Femra shqiptare duhet ta kuptoj këtë ide dhe të jetoj me të. Ajo nuk duhet të jetoj vetëm për familjen, apo të jetoj jetën e femrës së lirë duke e harruar përgjegjësin e saj të shenjtë politike për popullin, vendin e sidomos procesin e Ribashkimit.

Ajo nuk guxon të bëhet rob i pasioneve të saja vetëm për pamjen e jashtme, sepse nuk do të jetë e denjët për të qenë femër shqiptare, dhe të merret me cikërrima, nëse nuk e di nevojën politike të popullit të saj, dhe rolin e saj në ndërtimin e atdheut.

Ajo duhet të jetë aktive dhe të kyçet në çdo pore të jetës pasi që fjala e saj ka rëndësi dhe peshë. Ajo nuk guxon të hesht për vendimet që marrin meshkujt pasi që gabimet e atyre vendimeve asaj po i kushtojnë shumë. Femrat duhet të angazhohen si nga qyteti ashtu edhe fshatrat, pa marr parasysh statusin shoqëror dhe profesionin qoftë nënë, shtëpiake, arsimtare, inxhiniere, mjeke, mësuese etj. Ajo duhet të jetë bartëse e procesit të Ribashkimit duke e çmuar më shumë lirin dhe përparimin e vendit të saj se interesat personale dhe botën pamore.

Ajo duhet të sillet sikurse femrat e kombeve të përparuar sot në botë. Tërë këto të arritura që kanë popujt e përparuar, meritë e posaçme i takon femrave të atyre kombeve. Dhe sot në shekullin XXI kur ajo nuk përballet me ato paragjykimeve që i kishin femrat e mëhershme, nuk angazhohet për të mirën e drejt të popullit të vet, nuk angazhohet për përmirësimin e padrejtësive politike të popullit të saj, nuk angazhohet dhe nuk e ngritë zërin për procesin e pashmangshëm evulotivo-politik të Ribashkimit, mund të themi lirisht se ajo po bënë jo mëkat por një KRIM.

**Dikur**

Femra shqiptare për shkak të rrethanave historike, prapambeturisë shekullore si pasojë e robërisë nga shumë të huaj, për shkak të paragjykimeve, ajo nuk ka mundur të jap kontributin në proceset historiko-shoqërore, në përmasat që i kanë takuar.

**Sot**

Ajo sot është e lirë nga çfarëdo paragjykimi, e arsimuar, e lexuar, e shëtitur nëpër botë si asnjë herë më parë, ajo sot mban tituj dhe grada të ndryshme të fituara nëpër universitetet botërore, ajo sot gjendet në ballë të kompanive të ndryshme ekonomike, ajo ndodhet në vendimmarrje, andaj ajo ka përgjegjësi moralo-historike që vendimeve të gabuara politike të bëra nga meshkujt t'u thotë NDAL.

Për të qenë e barbarët me meshkujt ajo nuk duhet të kënaqet vetëm me shifra statistike por duhet vet të jetë bartëse e organizimeve që i sjellin asaj barabarësi reale në jetën praktike. Por, kjo mund të ndodhë vetëm kur shqiptarët meshkujt e femrat angazhohen në procesin e Ribashkimit. *Ribashkimi është parakusht themelor për barazinë gjinore të popullit shqiptar*.

Femrat duhet të krijojnë organizatat e ndryshme mbipartiake në nivel mbarëkombëtare sipas kategorive të tyre p.sh. Lidhja e vajzave shqiptare, Lidhja e Gruas Shqiptare dhe të përfshijnë femrat e ndryshme pavarësisht statusit dhe profesionit që kanë.

**RINIA**

Për zhvillim të mirë dhe të suksesshëm është e domosdoshme që rinia jonë që përfshin moshën nga 16 deri 30 vjeç të jetë e shëndosh. Nuk thuhet kot: ‘’Bota i takon të rinjve’’. Populli shqiptar ka shumë arsye që rinia e tij të jetë në shkallë të lartë shpirtërore dhe morale, të jetë rini e popullit.

Ne jetojmë në rrethana shumë të rënda, ku më e rëndësishmja është që t’i përballojmë të gjitha ndikimet shkatërruese që duan të vrasin bindjen e rinisë sonë dhe ta dobësojnë moralisht. Duhet të besojmë në të ardhmen tonë më të mirë dhe nuk guxojmë të dëshpërohemi, e pasi që e ardhmja i takon rinisë ajo nuk guxon të jetë e dëshpëruar dhe painteresuar për fatet e popullit. Dëshpërimi, mosinteresimi nuk munden me qenë themele të të ardhmes. Në këtë gjendje të rëndë, sidomos të varfërisë, kur disa bien në dëshpërim, të tjerët në mosinteresim, dobësohet rezistenca shpirtërore dhe morale e tërë popullit.

*Një ndër* detyrat kryesore të rinisë shqiptare është që të ngritë vetëdijen për tërësinë e popullin të saj, i cili nuk guxon të ndahet në shtresa apo rajone, të cilët kanë disa interesa të veçanta, e që nuk guxojnë të jenë mbi interesat e popullit. Kur i shohim popujt e zhvilluar dhe përparuar siç janë : gjermanët, francezët, italianet, amerikanët e shohim se ata zgjidhin punët e tyre lokale dhe rajonale, në atë mënyrë që nuk prek mbi interesat e popullit si tërësi. Dhe nëse këta popuj veprojnë në mënyrë të tillë ku tërësisë i jepet përparësi para lokales dhe rajonales, atëherë kjo duhet të vlej edhe për ne shqiptarët.

Edhe të popujt e lartë-përmendur ka ndarje lokale e rajonale, por ata përparësi gjithnjë i kanë dhënë kombëtares. Këtë frymë duhet ta bartë edhe rinia jonë e cila është në moshë ku nuk ekzistojnë dallimet shoqërore, lokale e rajonale, por formon mendësinë kombëtare, e cila nesër kur të udhëheq me vendin do të harmonizoj interesat kombëtare me ato shoqërore, lokale dhe rajonale, gjithnjë duke pasur parasysh interesin e përgjithshëm, pra bashkimin e jo copëtimin.

*Detyra e dytë* për rininë është që rinia jonë nuk duhet ta teproj me lokalizma si drenicas, dukagjinas, llapjan, shkodran, vlonjat, sepse ndjenja e të qenit shqiptar qëndron mbi këto ndjenja të ngushta lokaliste. Nuk kemi ne nevojë për rini lokaliste, por për rini shqiptare. Rinia duhet të jetë ajo që t’i mposht këto ndjenja të gabuara dhe të bartë identitetin e fuqishëm shqiptar.

Çështje tjetër është se rinia jonë duhet të ketë respekt për veprimtarët, atdhetarët, inteligjencën e saj dhe të përhapë respektin ndaj tyre. Sikurse popujt tjerë edhe populli ynë këto të arritura i ka duke i falënderuar kategorive të sipërcekura. Kuptohet se në

mesin e tyre ka edhe hajna, përvetësues të pa moral, por për shkak të atyre ne nuk guxojmë të zvogëlojmë rëndësinë e veprimtarisë së tyre dhe t'u jemi mosmirënjohës . Njerëz të prishtë e pa moral kemi në çdo shtresë të shoqërisë dhe në çdo profesion. Ata e gjejnë veten dhe njihen në mes veti. Por, edhe të ndershmit dhe të sinqertit duhen të gjejnë veten dhe të veprojnë e jo vetëm të ankohen. Rinia shqiptare duhet të përcjell me vëmendje dhe të bëj dallimin në mes të mirëve dhe të këqijve duke ua përmendur emrin, mbiemrin dhe veprën e bërë. Populli ynë thotë: ''Më ke je i tillë je''.

E një rëndësie të veçantë për rininë është që të dalloj tonën nga e huaja. Gjithmonë duhet të ketë parasysh vetëdijen kombëtare dhe obligimet. I huaji nuk të kupton dhe jo rastësisht quhet i huaj. Ai shikon interesin e vet, ekonomik, kulturor dhe moral. *Andaj të blejmë te të tanët, të bashkohemi me të tanët, bisedojmë me të tanët, këshillohemi me të tanët dhe kështu fuqizohemi kombëtarisht.*

Rinia e çdo populli është në rrugë të drejtë vetëm nëse mendon, vepron dhe është bartëse e proceseve kombëtare, duke siguruar se populli në të ardhmen nuk do të mbetet pa forca të shëndosha. Prandaj duhet të jetë e vendosur dhe të kundërshtoj tërë ato ide që vijnë nga të huajt e që dobësojnë vlerat e rinisë, e më atë dobësojnë edhe popullin. Idetë e tilla vijnë nga të katër anët e botës dhe duan që të shkëpusin rininë nga trupi i popullit tonë dhe të përfitojnë për interesat e tyre. Idetë e tilla përveç premtimeve rinisë sonë i ofrojnë prishje, dhunë, sjellje asociale etj. Me një rini të ç'thurur, pamoralshme, pa vetëdije kombëtare populli shqiptarë nuk mundet të ndërtoj asgjë.

Rinia jonë duhet të jetë bartëse e forcës popullore, rendit dhe rregullit, ndershmërisë, nderimit të autoritetit prindëror dhe popullor, disiplinës shoqërore me qëllim që në tërë këtë vorbull të mund të zgjidhen problemet politike, ekonomike dhe kulturore të cilat i kemi të shumta.

Historia jonë është e mbushur me të rinj shqiptarë të cilat edhe përkundër moshës shumë të re ata kanë menduar për të mirën e popullit tonë, kanë dhënë jetën për çështjen tonë kombëtare, pra për Ribashkim. Këtu duhet të ishte edhe pikënisja e edukimit dhe vetëdijesimit të rinisë sonë, se çështja kombëtare ka përparësi para asaj lokale dhe rajonale. Një shembull të mirë të rinisë kemi me tifozët '' Kuq e Zi'', edhe pse kjo tifozëri ka nevojë për disa përmirësime vizuele të logos së saj si dhe përmirësim të disiplinës vetanake ndaj futbollistëve shqiptar që luajnë për kombëtaret e huaja jo për fajin e tyre.

Detyrat e rinisë shqiptare :

- Të arsimohet dhe përgatitet me shkathtësi të kohës;
- Të edukohet me vlera morale, estetike, kulturore dhe sportive;
- Të zhvilloj vlerat e një personaliteti shpirtëror dhe trupor;
- Të ketë në vetëdije vlerat humane;
- Të ketë përgjegjësi personale dhe shoqërore;
- Të kujdeset për shëndetin dhe ambientin e vet;
- Të shmanget nga pijet alkoolike dhe substancat narkotike;
- Të martohet me shqiptar/e;
- Të largohet nga religjionet e ndryshme që nuk kanë të bëjnë me tolerancën tonë fetare dhe me praktikimin tradicional të fesë sikurse të parët tanë;
- Të përcjellin zhvillimet politike në vend dhe të reagojnë në përputhje me rrethanat;
- Të frymëzohet dhe edukohet politikisht dhe kombëtarisht nga shembulli dhe virtytet atdhetare dhe intelektuale të shumë patriotëve tanë;
- Le të formohet Lidhja e Rinisë Shqiptare për Ribashkim si organ mbipartiak.

*Mbani mend!*
Çdo futje e rinisë në politik dhe politikbërje të imtë ditore paraqet krim ndaj brezave të ri dhe ATENTAT ndaj Ribashkimit, forcës dhe qëndrueshmërisë së saj.

**NACIONALIZMI**

Kur takohesh me shqiptarë dhe fillon të bisedosh tema të natyrës politike dhe i tregon për mënyrën se çfarë duhet bërë që të zgjidhet ndonjë problem politik shqiptar, reagimi i parë është: ’’Po më duket se qenke nacionalist’’. Kur dikush të cilëson si nacionalist kjo sipas mendësisë shqiptare i vjen se je njeri i keq. Konstatimet e tilla janë pasoj e robërisë së gjatë dhe sistemeve politike që kemi kaluar.

Për të shtruar këtë temë duhet të analizojmë vetveten dhe do të arrijmë në përfundim se kështu si jemi, e të gjithë pajtohemi se kurrë më keq nuk kemi qenë, është pasoj direke e të mos qenit nacionalist. Kur i shikojmë fqinjët tanë dhe shtetet e përparuara e shohim se ata janë kështu si janë, në këtë shkallë zhvillimi, pasi që janë nacionalist. Nga kjo përfundojmë se të qenit nacionalist është virtyt, ndërsa të mos qenit nacionalist është mëkat.

**Prejardhja e nacionalizmit**

Vështirë dihet se kur daton, por si bazë merret revolucioni Francez dhe Amerikan në shekullin XVIII e që është e lidhur ngushtë me krijimin e kombeve- shtet. Që nga ajo kohë e deri më sot nacionalizmi është bërë forca kryesore shtytëse në histori në të gjitha proceset politike, ekonomike dhe shoqërore.

**Përkufizimi i nacionalizmit**

Në gjuhën e thjesht shqipe do të thotë dashuri ndaj atdheut, apo besnikëri dhe përkushtim ndaj atdheut, apo kombit. Anglisht (nation) shqip përkthehet ( komb). Nga kjo nacionalist në përkthim do të thotë kombëtar. Kur të thotë dikush a je Nacionalist (Kombëtar) cila do të ishte përgjigjja juaj? Cili njeri i thotë vetës unë jam shqiptar e nuk jam kombëtar (nacionalist)? Një gjë tjetër që duhet të keni parasysh është se aspak nuk e keni ngatërruar me termin patriot. Patriotizmi dhe nacionalizmi kanë kuptim të njëjtë vetëm se patriotizmi është shprehje tjetër për nacionalizmit dhe përdoret në teorinë politike për lojëra të ndryshme, e që ne shqiptarëve nuk duhet të na interesoj pasi që kemi punë më të mëdha se sa të humbim kohë me teori.

**A është mirë apo keq me qenë nacionalist?**

Revolucionet, luftërat, tensionet etnike dhe kundërthëniet e ndryshme gjatë historisë kanë ndodhur për shkak të dashurisë ndaj atdheut. Fryma nacionaliste ka formuar historinë dhe fatin e shumë shteteve. Nacionalizmi mund të bashkoj popujt në kombe stabile. Nacionalizmi ishte forca motivuese që e përcaktoi rrjedhën e ngjarjeve në: Francë gjatë

kohës së Napoleonit III, Itali dhe Gjermani kur bashkimi u arrit, Rusi ku po merren hapa të rëndësishëm drejt modernizimit , dhe SHBA e cila përjetoi Luftën Civile, për të mbajtur Amerikën e bashkuar që ne e njohim sot.

Nacionalizmi paraqet *bazën parimore* për organizimin e qytetërimit perëndimor. Flamujt kombëtar, himnet kombëtare dhe simbolet tjera të identitetit kombëtar konsiderohen si simbole të një rëndësie të veçantë për ndjenjat e larta të përkatësisë kombëtare. Harta e Evropës dhe botës si dhe ajo më e dhimbshmja harta e shqiptarëve ka për autor vetëm një piktorë që njihet me emrin Nacionalizëm.

Nacionalizmi është më i fuqishëm në skajet e një populli respektivisht në zona kufitare apo sa më larg atdheut aq më nacionalist është njeriu. Historia e popujve botërore është e mbushur me shembuj të tillë. Për Bonapartën thuhet si ishte nga Korzika, babai i nacionalizmit kinez Sun Yat Sen, ishte nga Hong Kongu, krerët e lëvizjes kroate ‘’Ustashe’’ në pjesën më të madhe ishin nga Hercegovina Perëndimore (Bosnjë). Jo rastësisht edhe në popullin tonë organizatat dhe individët që më së shumti synojnë Ribashkimin janë jashtë Shqipërisë londineze.

Popujt e ndryshëm gjatë fazës së nacionalizmit kanë krijuar edhe motot e ndryshme të cilat kanë qenë pjesë e vetëdijes kolektive gjatë krijimit të kombit-shtet dhe pjesë e krenarisë kombëtare me të cilat ata edhe sot janë krenar. P.sh. populli Indian gjatë fazës së shkolonizimit kishte këto moto: Vande Matram (E përkul kokën para mëmëdheut ) dhe Sare Jhan se Acha Hindustan Hamara (India është vendi më i bukur në tërë botën).

### Llojet e nacionalizmit

Ekzistojnë mënyra të ndryshme për të shpreh atdhedashurinë prandaj kemi edhe: **nacionalizmin ekonomik (**shumë mërgimtarët na tregojnë se si e kanë parë gjermanin, zviceranin, francezin apo italianët duke blerë apo përdor vetëm prodhime vendore); **nacionalizmin sportive** ( i cili vjen në shprehje kur mbahen Lojërat Olimpike, Kampionatet e ndryshme si në futboll, basketboll, hendboll duke anuar për ekipet kombëtare); **nacionalizmi kulturor** (muzika, arti, kinematografia ku kohëve të fundit bien në sy serialet turke dhe indiane që kanë përfshirë botën dhe vendin tonë).

### Nacionalizmi shqiptar

Jeta e gjatë në robëri, integrimi i plotë në jetën e sunduesve të trojeve shqiptare, mos ecja e shqiptarëve në hap me kohën, besnikëria në pafundësi ndaj sunduesve, mungesa e

alternativave politike që do t'i paraprinin ndryshimeve politike në vend, faktorët etno-psikologjik të popullit tonë, kanë bërë që te shqiptarët të mos zhvillohen ndjenjat kombëtare në përmasa siç ishin zhvilluar te fqinjët dhe vendet evropiane.

Nacionalizmin që kishin shqiptarët por edhe sot që e kanë është nacionalizëm apo vetëdije kombëtare e mbijetesës. Për shkak të nacionalizmit të dobët jemi këtu ku jemi. Çdo ditë e më tepër vetëm se po tretemi. Në mungesë të nacionalizmit forma më e ngritur e vetëdijes politike është kozmopolizmi që nënkupton obligimet morale që ke ndaj botës. Jo rastësisht shqiptarët ishin në perandorin osmane dhe komuniste e nesër në BE. Ata punuan dhe po punojnë për të tjerët por jo edhe për vete.

Derisa Gjermania dhe Franca thuhet se janë shtete të gjermaneve dhe francezëve e pastaj të pakicave tjera, te shqiptarët trojet e tyre në radhë të parë janë shtet i të gjithëve e më pastaj edhe i shqiptarëve. Filozofi që ndoshta buron me traditën tonë se shtëpia është e mikut e jo e të zotit.

Askush nuk ka të drejt që nga shqiptarët të kërkoj heqje dorë nga nacionalizmi (dashuria ndaj atdheut) e aq më pak fqinjët tanë, të cilët ndaj shqiptarëve shprehin formën më të vrazhdët të urrejtjes të njohur me emrin shovinizëm, që te ne shqiptarët kurrë nuk ka ekzistuar. Në nacionalizmin tonë gjatë Ribashkimit, duhet të kemi kujdes nga fqinjët tanë pasi që atë do ta ngjyrosin me ideologji fetare ekstremiste apo përplasje të qytetërimeve, por qysh në fillim janë dënuar për dështim.

Nacionalizmi shqiptarë duhet të kaloj në etapën më të ngritur të saj nga ajo e mbijetesës në atë të zhvillimit. Bazat e nacionalizmit shqiptar janë vënë nga rilindësit tanë në Programin e Lidhjes së Prizrenit. Ai duhet me qenë paraveprues e jo kundërveprues. D.m.th të i paraprij gjërave (Ribashkimi) e jo pas ngjarjeve (djegia e flamurit, enciklopedia, fyerjet etj) të ngritim zërin. Të jesh nacionalist do të thotë je shqiptar/e përparimtar/e. Përparimi është dinjitet.

Nëse të gjithë janë nacionalist përse edhe ne të mos jemi nacionalist? Kur dikush të pyet a je nacionalist, ai të ka bërë nder. Përgjigju me po, unë jam nacionalist/e sepse:

- Nacionalizmi është shpëtimi e jo shkatërrim i popullit (kombit) shqiptar, nga ai nuk vjen kurrfarë rreziku;
- Nacionalizmi është pjesë e kulturës e jo ideologjisë;
- Nacionalizmi shqiptarë nuk është agresiv por shkolonizues, askund nuk përmend se duhet t'i zhdukim fqinjët tanë, por vetëm po kërkojmë të jemi të barabartë me ta;
- Nacionalizmi thotë se shtëpia është e të zotit e jo e mikut;

- Nacionalizmi thotë se kozmopolitizmi është rreziku i shqiptarëve e jo ai;
- Nacionalizmi na bënë nga popull për të tjerë në komb për vete;
- Nacionalizmi kujdeset 24 orë për atdheun kurse kozmopolitizmi 24 orë për botën;
- Aty ku mungon nacionalizmi njerëzit lidhen për të parin e fisit, lagjes, partisë por jo edhe për kombin dhe shtetin.

Moto e nacionalizmit shqiptar duhet të jetë: ’’Ribashkimi nuk ka alternativë’’.

**MEDIA**

Në 50 vitet e fundit ndikimi i medias është fuqizuar me përparimin e teknologjisë, së pari ishte telegrafi, pastaj radio, gazetat, revistat, televizioni dhe së fundi interneti. Jetojmë në një botë që varet nga informatat dhe komunikimi që na bënë të shkojmë në drejtim të duhur dhe të kryejmë aktivitet tona ditore sikurse puna, zbavitja, shëndeti, arsimimi, udhëtimi dhe gjithçka tjetër që duhet të bëjmë.

Çdo njeri kur zgjohet zakonisht ditën e fillon me lajmet televizive, gazetat ose internetin, shkon në vendin e dëshiruar, bënë telefonata, ushqehet me familjen e tij kur ka mundësi dhe sjell vendime nga informatat e marra nga shokët, kolegët, televizioni, familja, raportet e ndryshme profesionale etj.

Për çfarë ne duhet të jemi të vetëdijshëm është se vendimet, besimet dhe vlerat tona formohen nga e dhëna, supozimi apo përvoja që ne e njohim. Në punën tonë ne zakonisht e dimë se çfarë duhet të bëjmë bazuar në përvojën apo hulumtimin tonë, mirëpo në jetën tonë të përditshme ne varemi nga media duke mësuar për lajmet dhe të dhënat më aktuale rreth asaj se çfarë është e rëndësishme dhe për çfarë duhet të jemi të vëmendshëm. Tërë besimin tonë ia kemi falur autoritetit të medias për ofrimin e lajmeve, zbavitjes dhe edukimit.

Për t'i kuptuar mediat duhet të kuptojmë ambientin politik në të cilat ato operojnë. Kjo ka rëndësi për të kuptuar dallim e operimit të mediave në shoqëritë totalitare dhe demokratike. Në shoqëritë e vërteta demokratike mediat janë arma kryesore e popullit. *Demokracia ekziston në luftën në mes mendimeve të ndryshme. Mendimi i lirë dhe i kundërt është parakusht i demokracisë.*

E drejta për mendim dhe shprehje të lirë është në lidhshmëri të ngushtë me të drejtën për tubim dhe bashkim, si dhe me lirin e mediave të lira. Këto liri peshën dhe rëndësinë politike e marrin me faktin se pa to nuk do të mund të formohej mendimi publik. Individi nuk mund të veproj si i vetëm, ai nuk mund t'i jep mendimit të vet peshë dhe ta shpreh me propagandën ''nga goja në gojë''. Mendimi i tij mund të bëhet politik vetëm nëse shfrytëzon, gazetat, televizionin, radion, internetin për me ia bë me dije publikut të gjerë. *Mediat që nuk janë të lira janë minuese të demokracisë.*

**Shqiptarët dhe mediat**

Mediat janë pasqyrë e një populli, kurse populli shqiptar ka media çfarë aktualisht edhe është. Vendi ku korrupsioni, hajnia, papërgjegjësia, anarkia,  janë matës kryesor të përparimit nuk mund të ofroj një skenë më të mirë mediatike se sa ajo e helmuar me mendjemadhësi, bajraktarizëm, lokalizëm, kozmopolitizëm, padituri, servilitet, joprofesionalizëm. Kjo skenë mediatike paraqet mundësi të shkëlqyeshme që kujt i teket

për interesa të veta të ndikoj në media qoftë nga brenda (partitë politike, agjentët, ambasadat) qoftë nga jashtë (armiqtë e shqiptarëve).

Mediat duhet të paraqesin shoqërinë shqiptare në tërësi dhe aspiratat e saj politike në veçanti. Por, mediat shqiptare me qëllim iu shmangen problemeve kryesore në shoqërinë shqiptare siç janë:statusi i pavolitshëm politik kudo që ndodhën, papunësia, standardi i ulët, shëndetësia e dobët, arsimi, etj, dhe përparësi i japin lajmeve të politikës ditore, partive politike dhe prijësit të saj. Politikanët janë yjet kryesore të çdo lajmi, gjithçka sillet rreth tyre dhe deklaratave të tyre.

Ky favorizim i politikanëve para problemeve reale të popullit shqiptar i bënë mediat tona vegël në shërbim të politikanëve. Në vend së t'i zgjidhin problemet e vërteta të qytetarëve, politikanët, përmes mediave, njeriun shqiptar e helmojnë me do integrime evropiane, me të kaluarën e tyre dhe me deklarata kuturu rreth interesave kombëtare. Kur i shikon shqiptarët në televizion gjithçka është super, por jeta e tyre reale është krejt diçka tjetër.

Me javë të tëra mediat tona merren se cili politikan i tha kështu e ashtu tjetrit, si u përgjigj ky i fundit, kush do të bëj reforma më shumë, cili është më shqiptar se tjetri etj. Sa më të dobëta që janë mediat më mirë për pushtetarët. Nga të gjithë mediat shqiptarët më së shumti e përdorin televizionin. Në trojet shqiptare ka plot televizione të cilat sjellin të njëjta lajme dhe fare nuk ndryshojnë me politikën e tyre redaksionale ndaj ndodhive në shoqëri dhe në skenën politike. Nuk dimë se kujt i duhen ato? Ndoshta janë të mira vetëm për të punësuar njerëz, por edhe ata që punojnë sa i gëzojnë të drejtat e tyre si punëtor duke u nisur nga rrogat dhe shërbimi pensional?

**Roli i dobishëm i mediave**

Media njihen si fuqi e katërt në çdo shtet (pas ekzekutivit, legjislativit dhe gjyqësorit). Politika sot nuk mund të imagjinohet pa mediat. Nuk jemi më në Greqinë antike, ku qytetarët mund të mblidheshin në shesh (agora) për të biseduar për vendimin që duhej marr. Ajo sot miratohet dhe përcjellët përmes mediave. Çfarë dimë ne për politikën e vendit tonë njoftohemi përmes televizionit, radios, shtypit dhe internetit.

Mediat janë kontrollues të ngjarjeve shoqërore: informojnë, analizojnë, hulumtojnë dhe edukojnë popullin e në mesin e tyre edhe politikanët. Në trojet shqiptare mediat nuk mund ta luajnë këtë rol për shumë arsye, por dy janë më kryesore:

- Nuk janë të pavarur politikisht dhe ekonomikisht;
- Niveli edukues i popullit është shumë i ulët për të kundërshtuar mashtrimet dhe propagandën.

**Roli i dëmshëm i mediave**

Kolonizatorët e dinë se kolonizimi fizik është i shkurt, kurse kontrolli i zemrës dhe i mendjes që i paraprijnë atij fizik, sjell jetëgjatësi më të madhe. Prandaj shumë investime bëhet në kontrollin mendor të të shfrytëzuarve. *Propaganda në demokraci është e njëjtë me dhunën në totalitarizëm.* Është lehtë të shfrytëzosh dikë kur ata janë të pavetëdijshëm se po shfrytëzohen.

Për të mbajt popullin shqiptar të qetë dhe të dëgjueshëm në televizionet tona i kufizohet biseda thelbësore, kurse nxiten ato skajore përmes të ashtuquajturve debate (grindje, zënka) të identitetit, gjuhës, fesë, përmes mysafirëve jo të duhur me karakter të lëkundur, derisa populli mendon se posedon lirinë e mendimit.

Një nga ato tema që më së paku është trajtuar nga mediat tona është edhe e ardhmja politike e popullit shqiptar -Ribashkimi. Edhe kjo temë shumë pak është trajtuar nga televizionet tona, por edhe kur është trajtuar është shtrembëruar shumë si në shprehje ashtu edhe me mysafirët e ndryshëm jo të duhur për të trajtuar këtë çështje. Zakonisht në emisione ftohen njerëz që janë pjesë e pushtetit dhe më shumë merren me përçarje se njësim të popullit tonë.

Nga të ftuar ka intelektual të ndryshëm ku krijohet përshtypja se ata janë të dijshëm për shkak të gradave dhe titujve, e që u mungon një ditë e vetme në angazhimin kombëtar, për pasoj të debateve te shikuesi nxehen emocionet të cilat krijojnë ndjenjat kurse ndjenjat nxisin veprim. Për Ribashkimin nxitet mosveprim me fjalët:‘’S’ka gjë prej kësaj pune’’. Ata procesin e Ribashkimit e paraqesin si Shqipëri e Madhe, pra ato nuk dallojnë nga mediat fqinje. Pasojat e debateve të tilla janë: dyshimi, lajthitja, hutimi, krijimi i paragjykimeve, shtrembërimi i fakteve, frika dhe përçarja për Ribashkimin.

Mediat e në veçanti televizioni duhet të ndajnë fatin e popullit e jo të largohet nga ai. Pasi që pushtetarët kanë ndikim në të, vetë fakti se çështja e Ribashkimit nuk përmendet të bën të kuptosh se sa të paintersuar janë ata për këtë proces. Përveç pushtetarëve ato janë të monopolizuara edhe nga pronari por edhe nga ambasadat e huaja. Në to gjithçkaje i jepet publicitet duke filluar nga miset, sportet e huaja, programet zbavitëse të karakterit parazitar (Big Brother), por jo edhe veprimtarëve të denjë të çështjes madhore dhe Ribashkimit.

Mediat i drejtohen një numër të madh shikuesish dhe lexuesish, ato kanë përgjegjësi për shkak të informatave të shpërndara dhe me qëllim që të mos llogariten si vrasësi numër dy i popullit pas pushtetarëve, duhet që urgjentisht të gjejnë shtigje dhe t’i kthehen

problemeve të popullit shqiptar dhe të mos jenë makineri e pushtetit (partive politike) dhe të huajve.

*Çdo luftë së pari fitohet në mendje e pastaj në betejë*, prandaj qysh sot mediat shqiptare duhet që të:

- Pengojnë ekzistimin e sistemit njëpartiak totalitar me krijim e mediave kritike;
- Të themelohet një televizion kombëtar ku do të përcillej nga 7 milion shqiptar dhe 5 milion në mërgatë që mbron interesin kombëtar në vend të atij shtetëror;
- Të formojnë lidhjen e gazetarëve shqiptar në trojet etnike dhe mërgatë;
- Të promovojnë kulturën kombëtare;
- Të prodhojnë program vendor;
- Në këshillat e televizioneve të anëtarësohet nga një veprimtar i çështjes kombëtare;
- Të promovojnë interesat shqiptare e jo të huaja;
- Gjuha jonë të mbrohet dhe pastrohet nga anglicizmat e tepruar;
- Veprimtarët, simpatizantët e Ribashkimit për shkak të censurës mediatike, të përdorin rrjetet shoqërore siç janë: Interneti, Facebook, Twitter, YouTube, si vegla më pak të kushtueshme dhe më të shpejta në shpërndarjen e informatave rreth Ribashkimit.

Edhe një çështje duhet të kemi parasysh lidhur me mediat kur është në pyetje Ribashkimi. Ne nuk duhet të biem në grackë dhe të themi se përmes mediave tona duhet të debatojmë për Ribashkim, ne duhet të bisedojmë si vëllezër, kurse kuptimi i fjalës debat në gjuhën shqipe është grindje, zënkë. Ne mund të grindemi, zihemi me fqinjët dhe të huajt, por me vëllezërit përse të zihemi për interesin e përgjithshëm? Debati është humbje e kohës që na detyrohet nga të tjerët kinse në emër të demokracisë, e që ne duhet ta refuzojmë për shkak të statusit politik që aktualisht ka populli shqiptar.

Popujt përparimtar kur krijuan shtetet e tyre nuk debatuan, por thanë: ‘’Ky qenka interesi ynë më i mirë, le të veprojmë’’. Vepruan e nuk debatuan dhe në fund fituan!

## DIPLOMACIA

Në bisedat shqiptare shpesh për gjendjen tonë na bie të dëgjojmë se jemi kështu si jemi pasi që nuk patëm diplomat. Apo, ah... sikur të kishim diplomat më të aftë apo më të zot. Roli i diplomatëve te ne shpesh mbivlerësohet në të arriturat e objektivave politike. Marrëdhëniet në mes të popujve janë marrëdhënie interesash në radhë të parë ekonomike e më pastaj atyre emocionale për shkak të bindjeve ideologjike apo fetare, ashtu që sado që diplomati të jetë i aftë ai mund të dështojë në përpjekjet e tij. Kjo nuk nënkupton se duhet të kemi diplomat të paaftë në arritjen e objektivave politike, por vetëm e vëmë në pah se aftësia nuk paraqet kriterin kryesor për marrëdhëniet në mes dy popujve.

### Çfarë është diplomacia?

Diplomacia në politik përkufizohet si art për të bërë negociata. Ajo është e vjetër që me qytetërimet e lashta, ku shtete apo qeveritë emëronin njerëz të caktuar që t'i përfaqësonin te të tjerët apo vendet përkatëse për të mbrojtur interesin luftarak, ekonomik, dhe kulturor. Aftësia për të bërë diplomaci është një nga elementet përkufizuese të shtetit.

Në botën e sotme të trazuar politikisht, mjetet diplomatike luajnë një rol të rëndësishëm në arritjen e vendit drejt synimit politik si dhe në ngritjen e imazhin të saj në arenën ndërkombëtare. As një vend demokratik nuk bazohet vetëm në mjetet ushtarake dhe ekonomike në marrëdhënie me të tjerët. Kjo punë sot kryhet nga ministria e punëve të jashtme të vendeve përkatëse përmes kanaleve diplomatike.

Ashtu si çdo gjë që ndryshon dhe zhvillohet në jetë edhe diplomacia në shekullin XXI ka ndryshuar dhe ka objektiva tjera në krahasim me të kaluarën p.sh. sot kemi më të theksuar diplomacinë kulturore përmes shkëmbimit studentor dhe universitar të vendeve të ndryshme. Niveli më i lartë i diplomacisë sot bëhet përmes përfaqësimit në nivel ambasadash dhe ambasadorit.

Diplomacia në marrëdhëniet ndërkombëtare përshkruhet si forcë e butë në krahasim me forcën e ashpër të luftës. Thuhet se ajo ka vlerë vetëm nëse prapa i qëndron forca ushtarake. Forca ushtarake shume vende i detyron që problemeve t'i qasen në mënyrë diplomatike. Është interesant se zhvillimi i hovshëm ekonomik dhe ushtarak i Kinës po ndikon që të rritet ndikimi i diplomacisë kulturore të saj në botë ku shumë njerëz po tregojnë interesim për të mësuar gjuhën, artin, muzikën, arkitekturën dhe kulturën kineze.

Sot diplomacia paraqet armën e parë kurse lufta mjetin e fundit në raportet në mes popujve për mbrojtjen e interesave të tyre. Në të njëjtën kohë duhet të kuptohet se

Diplomacia dhe Lufta e plotësojnë njëra tjetrën. Çështja kyçe e diplomacisë është ajo se në marrëdhëniet ndërkombëtare pa qenë diplomat nuk mundesh me i mbrojt interesat kombëtare dhe nuk mundesh me punuar me vendet tjera.

**Zgjidhjet diplomatike të problemit**

Në mes popujve përfshijnë: Arbitrazhin dhe Ndërmjetësimin (përmes Gjykatës Ndërkombëtare të Drejtësisë në Hagë), Konferencave Ndërkombëtare dhe Negociatave. Përveç diplomacisë zyrtare ekziston edhe ajo jo- zyrtare ku përdoren figura me autoritet nga një popull me profesione të ndryshme për shtendosjen apo arritjen e marrëveshjeve për interesat e dy palëve.

**Kush mund të bëhet diplomat?**

Çdo njeri i çfarëdo gjinie apo moshe mund të bëhet diplomat. Përveç zyrtarëve të shtetit, çdo qytetar i thjesht pa marr parasysh profesionin, statusin shoqëror kur del jashtë vendit ai është diplomat që mbron interesat e vendit të vet. Rëndësi këtu ka se si sillet në atë vend në kuptimin se a e respekton, ligjin, gjuhën, traditën, kulturën e atij vendit. Mënyra se si ti sillesh dhe si komunikon me nikoqirët të bënë ose të forcosh ndjenjën dhe simpatinë ndaj popullit tënd ose të krijosh paragjykim ndaj popullit tënd. Përshtypjet e para për popullin tënd një i huaj i merr nga ti.

**Si bëhemi diplomat?**

Njerëzit me profesione të ndryshme mund të bëhen diplomat dhe t'i shërbejnë atdheut :qoftë ekonomist, jurist, artist, sportist etj. Me qenë të suksesshëm ju duhet të dëgjoni mirë, analizoni, zgjidhni probleme dhe të mësoni si t'i zbatoni këto shkathtësi në vendin e huaj. Varësisht nga përgjegjësia mund të keni nevojë për dije specialistike. Nëse për shembull puna juaj ka të bëj me tregëtin ndërkombëtare, ju duhet të mësoni rreth ekonomisë së huaj, sistemin ekonomik dhe bankar. Gjithashtu duhet të dini edhe kulturën e popullit me qëllim që të jeni i mirësjellshëm dhe i durueshëm gjatë kontaktit.

**Roli i diplomatëve**

Kanë për detyrë që të vrojtojnë se çfarë po ndodhë në vendin nikoqirë, analizojnë dhe raportojnë në atdhe. Me këtë atdheu dinë më mirë nevojat e popullit nikoqir dhe

përgatitet të reagoj sipas nevojës, ose t'i ndihmoj ose të mbrohet nga ata. Roli po ashtu ndryshon varësisht nga gjendja. Ai mund të përfitoj një vend që t'i dal në mbrojtje interesave të vendit të tij, qoftë politike, ekonomike apo ushtarake.

**Shqiptarët dhe diplomacia**

Fillet e diplomacie shqiptare datojnë qysh para Lidhjes së Prizrenit dhe ne vetëm na mbetet që ta vazhdojmë aty ku e lanë rilindësit tanë. Në të vërtet ne kemi më shumë 5 milion diplomat (mërgata) nëpër botë, dhe të gjithë ata paraqesin një mundësi të volitshme për përhapjen e idesë së Ribashkimit në shtetet përkatëse.

Kur fillon garën, së pari duhet të dish diçka për kundërshtarin apo armikun. Nëse nuk e njohim armikun tonë është mirë që të pyesim të tjerët që e njohin më mirë se ne. Ne duhet të dimë objektivat dhe strategjinë e tij.  Sa më shumë që i njohim armiqtë tanë më shumë jemi në gjendje që t'i parashikojmë aksionet e tij.

Diplomacia jonë duhet të jetë diplomaci me qëllim të qartë shkolonizues duke i treguar shkaqet e vërteta të çështjes shqiptare në vendin nikoqir. Në diplomacinë tonë duhet të krijojmë aleanca me të gjithë ata të cilët na përkrahin, qoftë aleanca të hapura qoftë të fshehta duke hedhur poshtë rrenat e diplomacisë fqinje që përpjekjet tona për shkolonizim t'i paraqesin me karakter ideologjik shkatërrues apo fetar.

Diplomacia është mjeshtëri në vete. Ajo kërkon njohuri të gjëra, si njerëzve me të cilët flisni e po ashtu edhe temën për të cilën flisni. Diplomacia zakonisht udhëhiqet nga ekipi në të cilën disa janë ekspert të njerëzve (kulturave) me të cilët flisni e ca janë ekspert të temës për të cilën flitet. Nganjëherë diplomacia kërkon që të jesh i ashpër, të thyesh rregullat, të bësh të paprituren, edhe kjo njihet si diplomaci.

Ekzistojnë tre elemente të diplomacisë shqiptare në procesin e Ribashkimit e ato janë:

- Të dimë se kush jemi dhe cili është objektivi ynë;
- Të njohim botën si funksionon;
- Të përgatisim mënyra të ndryshme për atë që e kërkojmë.

Suksesi i diplomacisë sonë do të varet nga VENDOSMËRIA jonë për Ribashkim.

**PROPAGANDA**

Sapo fillojnë shqiptarët të punojnë diçka për të mirën e tyre politike dalin fqinjët dhe bërtasin në kupë të qiellit: ‘’Shqiptarët po duan Shqipërinë e Madhe’’, mjafton kjo dhe ne zmbrapsemi në synimin tonë politik. Në vend se të vazhdojmë me shkolonizim ne arsyetohemi para botës se jemi popull që do t'i kontribuojmë paqes dhe stabilitetit në Evropë, qoftë edhe të përbuzur, nënshtruar e të pabarabartë. Po, për çfarë ne zmbrapsemi? Zmbrapsemi se i frikësohemi propagandës fqinje. Frika jonë vjen nga kompleksi i vlerës së ulët që kemi ndaj tyre.

**Çfarë është propaganda politike?**

Ajo është informatë apo formë e komunikimit që ka për qëllim të ndikoj te bota për marrjen e qëndrimit më të favorshëm për të mirën e propaganduesit. Shpesh përsëritet pandërprerë deri në monotoni vetëm e vetëm që të ketë ndikim më të madh te dëgjuesi. Ajo paraqet vetëm të dhënat e zgjedhura d.m.th gënjeshtrat e qëllimshme që të shkaktoj përgjigje emocionale në vend të asaj racionale. Rezultati përfundimtar i saj është ndryshimi i qëndrimit ndaj ndonjë çështje. Krahas kuptim pozitiv dhe asnjanës që dikur kishte, sot më së shumti ka kuptim negativ. Kuptimi i saj nga gjuha latine është :’’ Gjë që duhet përhapet’’.

**Mjetet për përhapjen e propagandës**

Mjetet të cilat mundësojnë një ndikim të tillë kanë përparuar ndjeshëm dhe paralel me përparimin shkencor. Gjatë shekullit XX ka ndodhur një kërcim cilësor dhe sasior në atë pikëpamje: fotografia, kinematografia, shtypi e posaçërisht radio e më vonë televizioni, i kanë zëvendësuar bartësit tradicional të propagandës siç janë: muzika, oratoria, poezia, skulptura, fletushkat, afishet dhe librat. Këto mediume, respektivisht mjetet materiale të propagandës politike sot arrijnë te një numër i madh njerëzish duke i falënderuar zërit dhe fotografisë të cilat ndikojnë në emocionet e njerëzve. Në shekullin XXI atë rol po e merr Interneti dhe mjetet multimediale të digjitalizuara.

**Mënyrat e propagandës**

Sulmi ndaj individit në krahasim me argumentin; frika nga armiku i supozuar; paragjykimet ndaj popujve; përsëritja e pareshtur e rrenave; demonizimi i popujve; dezinformatat; euforia pas sukseseve sportive; frika, shqetësimi dhe dyshimi; deklaratat gjysmë të vërteta; përfolja; mashtrimi; fjalët jashtë kuptimit; paraqitja e të dhënave jo

përkatëse, dëshmi e rrejshme; teoria e konspiracionit; mbështetja në mite dhe legjenda; pengesa e ideve alternative; njollosja e popujve (armikut); shtrembërim i realitetit; falsifikimet; sensacioni;  me një fjalë qëllimi është që të injorohen faktet dhe të krijohet realiteti vetjak.

**Propaganda dhe Ribashkimi**

Në procesin e Ribashkimit ashtu siç ka qenë deri më sot, propagandën më të fëlliqët do ta kemi nga fqinjët tanë. Por, këtu duhet të kemi parasysh edhe propagandën brenda vet ne shqiptarëve ndaj Ribashkimit sidomos politikës tonë zyrtare dhe mediave.

Deklaratat tona të papeshuara:’’Se nuk jemi për Ribashkim, se idetë e tilla janë të Hitlerit, se Ribashkimin e kërkon vetëm një grup i vogël i ekstremistëve, shqiptarët e bashkuar në Evropën e bashkuar, filan organizata është thikë pas shpine, vetëfundosje, faqezi, apo çka janë këta njerëz me thasë në kokë’’, mund të shfrytëzohet shumë lehtë nga fqinjët tanë e që do të ishin me pasoja të mëdha për popullin tonë.

Politika zyrtare duhet të dijë se populli është ai që do të vendos e jo titulli, grada, apo pozita zyrtare afatshkurtër e ndonjë pushtetari apo partiaku.

Po ashtu në mediat shqiptare kemi lloj-lloj analisti që mundohet t’ia mbush mendjen popullit shqiptar se nacionalizmi shqiptar, sidomos ata që po kërkojnë Ribashkim janë shumë të rrezikshëm dhe duhet shtypur që në embrion. Porosit e tilla po prekin më së shumti rinin tonë duke i krijuar përshtypjen se të qenit atdhetar qenka shumë e dëmshme për të ardhmen e vendit. Nga  këta analist duhet t’i marrim në mbrojtje edhe atdhetarët e vërtet të Ribashkimit, pasi që ata duke sulmuar, etiketuar dhe shpifur kundër atdhetarëve mundohen që të shkaktojnë përçarje dhe t’ia zgjasin jetën sundimit kundërshqiptar.

**Shtetet fqinje**

Pasi qe kishin shtet e tyre të formuara më herët edhe propagandën e kishin të suksesshme, sepse ishte propagandë shtetërore. Propaganda e tyre kundër shqiptare është pjesë e programit punues shtetëror dhe jo shtetërore që kanë siguruar krijim dhe ekzistencën e tyre në kurriz të popullit shqiptar dhe hapësirës së tij jetike. Ata këtë propaganda e kanë filluar shumë herët para kongresit të Berlinit më 1878 kur edhe fillon copëtimi i trojeve shqiptare duke vazhduar deri në ditët e sotme. Propaganda e tyre sillet sikur që shqiptarët i kanë borxh fqinjëve dhe jo e kundërta.
Para të huajve na kanë paraqit në forma të ndryshme varësisht siç e ka kërkuar tregu i kohës p.sh. shqiptarët nuk janë popull burimor, janë ardhacak në tokën Serbisë dhe

Greqisë; janë popull i egër që nuk njeh ligjet e qytetërimit perëndimor; janë dhunues të femrave serbe; janë popull me bisht dhie dhe bisht pele; janë fundamentalist islamik dhe terrorist; nuk dinë të mbajnë shtet; janë kriminel që furnizojnë Evropën me drogë; UÇK-ja është terroriste dhe e lidhur me Al-kaidan; nuk janë një, por Albanci tjerë , e shiptari, shiftari arnauti tjerë; tokat shqiptare janë zemër, djep e Jerusalem i Serbisë; e lloj-lloj shpifje tjera.

Kjo propagandë edhe sot nuk pushon nëpër botë sidomos duke shfrytëzuar rastin e disa dukurive negative që bëhen nga mërgata jonë duke i tepruar (fryrë) rastet vetëm e vetëm që t'i japin shqiptarëve një imazh sa më negativ. Dhe këto përpjekje nuk kanë kaluar pa sukses siç e kemi edhe rastin tashmë tejet të njohur të Dick Marty-it. *Por, vet thelbi i një propagandë të tillë ka për qëllim që të parandaloj vetëdijesimin dhe çlirimin e trojeve të okupuara shqiptare dhe Ribashkimin e tyre.*

**Propaganda shqiptare**

Duhet që të udhëhiqet nga platforma e filozofisë kombëtare të Lidhjes së Prizrenit. *Etapa e parë e Ribashkimit në raport me bashkësinë ndërkombëtare përfshin fitoren informativo-propagandistike ndaj fqinjëve.* Ne duhet të marrim parasysh këto çështje:

- Duhet të jemi më të shkathët që mendimet e fqinjëve të mos bëhen mendime të qendrave të vendosjes;
- Të krijojmë lidhje zyrtare dhe jo zyrtare nëpër botë me të gjithë individët, organizatat dhe mediat (CNN, BBC, Al-Jazeera) ku mund të ofrojmë argumentet tona për Ribashkim, këtu e një rëndësie të veçantë është mërgata;
- Për shpifjet e fqinjëve ndaj nesh duhet të nxjerrim kundër-argumentet tona që janë me bollëk dhe t'ia paraqesim qendrave të vendosjes;
- Të dallojmë trojanët shqipfolës në media dhe popull që përçajnë dhe ulin moralin kombëtar.

Propaganda jonë drejt Ribashkimit duhet të jetë : ''Jemi Një''.

**KOHA**

Paraqet radhitjen e vazhdueshme të ngjarjeve të cilat kanë ndodhur në të kaluarën, ndodhin në të tashmen dhe do të ndodhin në të ardhmen. Ajo matet me sekonda, minuta, orë, ditë, javë, muaj dhe vite. Koha është pjesë e sistemit matës për radhitjen e ngjarjeve. Përkufizimi i thjesht i kohës është: ‘’ Kohë është ajo që matët me orë’’. Përveç orës që e përdorim çdo ditë, në matjen e kohës njeriu përdor edhe kalendarin, për matje më të gjata. Koha ka edhe llogarinë e saj ekonomike ku shpesh thuhet: ‘’Koha është para’’. Koha ka edhe  drejtimet-e kaluara qëndron prapa e palëvizshme, derisa e ardhmja qëndron para dhe nuk do të thotë se është e palëvizshme.

Sipas religjioneve për gjithçka ekziston koha e duhur  p.sh koha për të lindur dhe koha për të vdekur; koha për të mbjell dhe koha për të korr; koha për vrasje dhe koha për të shëruar; koha për të rrënuar dhe koha për të ndërtuar; koha për të qarë dhe koha për të qesh; koha për t'u ulur dhe koha për të vallëzuar; koha për hedhur gurë dhe koha për të mbledhur gurët; koha për të përqafuar dhe koha për të shmang përqafimin; koha për të kërkuar dhe koha për t'u dorëzuar; koha për të mbajtur dhe koha për të hedhur; koha për të copëtuar dhe koha për të qepur; koha për të qenë i heshtur dhe koha për të folur; koha për të dashuruar dhe koha për urrejtje; koha për luftë dhe koha për paqe.

Sipas mitologjisë greke koha bazohet në dy parime e njëra nga ato quhet ‘’Kairos ‘’ që do të thotë çast i duhur apo i volitshëm.

Në shoqëritë, popujt e zhvilluar të kohës sonë, koha llogaritet si mall ku për të janë krijuar disiplina të posaçme që merren me shfrytëzimin e kohës, dhe drejtimin e saj, ku këto shoqëri për çdo aktivitet apo punë të ardhshme përdorin planet, orarin, procedurat për radhitjen e aktiviteteve me qëllim të shfrytëzimit sa më të mirë të kohës.
Për ne shqiptarët koha ka shumë rëndësi. Gjithnjë jemi vonuar në proceset politike që kanë ndodhur te ne dhe përreth nesh. Nuk quhemi rastësisht popull i vonuar. Duke qenë të vonuar ne nuk kemi ec në hap me kohën. Mos ecja me kohën na ka lënë të prapambetur.

Thuhet se koha është baba i së vërtetës apo me kohë të gjitha gjërat zbulohen, e në ato gjëra përfshihen edhe gabimet e vendimeve politike që një popull mund të bëj. Që nga viti 1878 ne kemi bërë shumë gabime politike të cilat në kohën kur janë marr vendimet na janë dukur si të drejta, por pas një kohe të shkurt e kemi parë se jemi gabim dhe na është dashur shumë mund dhe përpjekje që t'i ndreqim ato. Dhe sapo na është dukur se jemi përmirësuar ne prapë, më vonë e kemi kuptuar se kemi bërë prapakthim. Kur e lexon historinë e popullit tonë dhe kur e jeton kohën e tashme të duket se ende jemi në vitin

1878, madje edhe me keq se atëherë, duke u kërcënuar me humbje edhe më të mëdha territoriale nga fqinjët tanë.

Ne edhe sot nuk po e kuptojmë vlerën e kohës. Ne po e shfrytëzojmë atë shumë keq. Ajo po na tregon për 22 vjet rresht, se paria shqiptare ka sjell vendim të gabuar politik. Në vend të ndjekjes të Platformës së Lidhjes, ajo po merret me projektin e dështuar të integrimeve evropiane dhe pa kurrfarë leverdie për shqiptarët.

Koha ecën pa marr parasysh se çfarë bëjmë ne. Kontrolli i kohës është shumë i rëndësishëm, sepse koha është e kufizuar. Njëherë e humbe ajo më nuk kthehet. ‘’S’ka thesar që mund të blejë kohën’’- është një thënie kineze.

Na ka ndodhur shpesh të dëgjojmë nga paria jonë në pushtet kur janë pyetur për Platformën e Lidhjes : ‘’Se nuk është koha e duhur’’. Nëse është ashtu përse nuk na tregojnë se cilat janë ato kritere që duhet të dimë e ndoshta edhe t’i plotësojmë për ta bërë ‘’kohën e duhur’’ me qëllim të ndjekjes së rrugës së vetme të shpëtimit dhe përparimit tonë, atë të Ribashkimit? *Për të ndryshuar nuk ka afat kohorë, nuk ka rregulla.* Me këtë ndryshim vetëm se sa bëhet më mirë se më keq nuk ke ku e çon më. Për gjërat që ia vlejnë kurrë nuk është vonë dhe nuk pritet për kohën e duhur.

Në rrugëtimin tonë drejt Ribashkimit duhet të jemi të kujdesshëm dhe të mos nxitohemi. Njeriu i cili shpejton, nuk ka durim as maturi. Ai dëshiron që sot të mbjell e nesër të korrë, madje, dëshiron të mbjell në mëngjes e të vjel në mbrëmje. Kjo është në kundërshtim me ligjet e Zotit dhe shoqërisë njerëzore.

Çdo gjë e ka afatin e vet të caktuar dhe periudhat e veta të njohura. Ribashkimi do të ketë sprova dhe mundime. Nxitimi mundë të na bëjë që të futemi në beteja para kohe, apo të hymë në disa tjera të cilat i tejkalojnë mundësit tona. Mos respektimi i afatit kohor të fut në aventurë. Fryrja e muskujve kur nuk ke nevojë, me qëllim që të nxisim frikën mund të alarmoj armiqtë tanë për të na shkatërruar.

Çdo kush në botë i ka në pronësi 24 orë gjatë ditës,168 orë gjatë javës dhe 8736 orë brenda një viti, por si duket bota dhe fqinjët tanë po e shfrytëzojnë kohën më mirë se ne.

Në rrugëtimin tonë kohorë duhet të llogarisim hapat p.sh. kur lapsi, kur pushka e kur paraja. Euforia nuk ka vend këtu. Nëse kemi duruar për 134 vjet të durojmë edhe pak. Pjesë e euforisë është teprimi. Ne e teprojmë duke e pëlqyer veten, dhe e teprojmë në drejtimin e kritikave ndaj të tjerëve. Mburrja me veten është e mirë. Por, është e rrezikshme që kjo mburrje të shndërrohet në mahnitje dhe mashtrim i cili të verbon dhe shurdhon, ngase mahnitja me vetveten të çon në shkatërrim. Kur jemi të mahnitur ne

mendojmë se jemi angazhuar mjaft dhe e kemi realizuar qëllimin, andaj edhe nuk angazhohemi më tepër.

Koha e Ribashkimit përfshin kohën shqiptare dhe ndërkombëtare. Ne shqiptarët, në kohë çdo minutë jemi vonuar e po vonohemi. Gabimet në vendimet politike na kanë humbur shumë kohë e për pasoj kemi mbet të prapambetur politikisht dhe ekonomikisht duke na llogaritur në mesin e 10 popujve më të varfër në botë. Koha ndërkombëtare gjithnjë është e volitshme dhe varet nga lëvizja jonë.

Thuhet se:‘’Koha shëron gjithçka’’. Nëse ka një popull që nuk duhet të pajtohet me këtë pohim, atëherë jemi ne shqiptarët. Mos ndjekja e Platformës së Lidhjes jo që shëroi çështjen tonë por e përkeqësoi edhe më shumë. Ne jemi humbur nëpër kohë dhe nuk po mund të dalim sidomos nga e kaluara. Humbja ka të bëjë me largimin nga QËLLIMI ynë politik.

Për të përparuar ne shqiptarët duhet të përmirësojmë edhe mendësinë tonë ndaj kohës.

Nuk duhet me thënë:

- Po e mbys kohën derisa ajo qartë na ka mbyt e po na mbyt ne, por duhet të themi si ta shfrytëzojmë më mirë atë për interesat tona kombëtare;
- Ora e popullit shqiptarë po vjen, kur ajo është këtu para nesh, ne duhet vetëm ta marrim, e mos të presim nga të tjerët;
- Koha po punon për ne, nëse nuk angazhohemi dhe veprojmë koha punon kundër nesh;
- Koha i ndryshon gjërat, por ne duhet të ndryshojmë ato, e jo koha;
- Nuk kam kohë të angazhohem, pasi që me atë ne themi ‘’nuk dua/m Ribashkim’’.

Sido që të jetë Ribashkimi ka për të ndodhur, ndoshta paria jonë institucionale do ta vonoj, por koha jo. Dhe një aleat më i vlefshëm se koha është e vërteta. E VËRTETA rreth Ribashkimit po FUQIZOHET.

***KAPITULLI I NËNTË***

**Rizgjimi Shqiptar**

Nëse duam përmirësim të statusit politik ne duhet që të rizgjohemi. Kur themi rizgjim mendojmë në atë, se duhet të jemi më syçelë, më të vëmendshëm, se çfarë po ndodh me ne si popull. Përveç fajit tonë, ka nganjëherë edhe duar të huaja të cilët duan që të na fusin nëpër qorrsokake nga të cilat nuk mund të dalim dhe :

- Të na preokupojnë me gjëra joobligative në llogari të atyre obligative;
- Me çështje dytësore në llogari të atyre parësore;
- Me trajtën në llogari të thelbësores;
- Me gjërat polemizuese në llogari të gjërave njësuese.

Por këtyre duarve nuk duhet t'ia veshim të gjitha ato që ndodhin te ne, pasi që kjo nuk na bënë të ndjehemi të lirë, por të përcaktuar apo siç thuhet vetëm figura shahu. Futjen nëpër labirinte e kemi edhe nga brendësia. Nëse ata arrijnë t'i realizojnë synimet e tyre, atëherë ia kanë arrit që:

- Ta frikësojnë apo ftohin popullatën se nga Ribashkimi nuk ka gjë;
- Se ata që flasin në emër të tij janë disa aventurier, komunistë, ekstremistë, terroristë e idealistë të papërmisuar.

Me këtë, pjesa dërmuese, e cila e do lehtësimin kurse e urren rëndimin, largohet nga rizgjimi, e madje mund të formojë qëndrim pasiv apo armiqësor.

Kjo është humbje e madhe e cila rezulton në:

- Angazhimin e rinisë, e cila paraqet boshtin kurrizor të rizgjimit shqiptar, me çështje të parëndësishme dhe dytësore;
- Shpenzimi i fuqisë së saj ideore dhe punëtore në çështje dytësore duke debatuar dhe polemizuar për to;
- Largimi i saj nga çështjet madhore jetësore të cilat kanë të bëjnë me ekzistencën e popullit shqiptar, çlirimin e trojeve shqiptare dhe jetësimin e Ribashkimit;
- Kacafytja e fuqive lëvizëse shqiptare (organizatat, lëvizjet) ndërmjet vete, kështu që në vend se t'i drejtohen armikut të tyre të përbashkët, ato luftojnë dhe

etiketohen në mes vete . Në këtë mënyrë ato e mposhtin njëra- tjetrën dhe e shkatërrojnë vetveten me duart e veta;

- Armiku (brendshëm dhe i jashtëm) qëndron vëzhgues, i gëzuar për atë që sheh. Nuk ka kurrfarë pengese që ai të intervenojë në rast nevoje me mjete dhe forma të ndryshme dhe të përgatitet për pjesën e mbetur;
- Dhënia shkas e fuqive armike të shqiptarëve të cilat ndjejnë frikë prej tij apo ushqejnë urrejtje ndaj tij-që ta grushtojnë Lëvizjen( apo organizatat), nën ombrellën e luftimit të ekstremizmit dhe terrorizmit;
- Dëshpërimin (apo ftohjen) e njerëzve nga Ribashkimi me arsyetim se kinse, epilogu i saj është humnera, fundi i rizgjimit është gjumi, si dhe nuk ka dobi në asnjë veprimtari kombëtare, pasi rezultati i saj është grushtimi nga jashtë apo zhdukja prej brenda.

Përkundër tërë kësaj ne duhet të vazhdojmë me rizgjim nëse duam zhvillim e përparim. Që rizgjimi të shmanget nga rrëshqitjet, kurthet dhe vështërsit-në mënyrë që ai të realizoj aspiratat e pritura prej tij dhe të ruhet prej rreziqeve të cilat janë të frikshme për të, ajo duhet të ngritët prej një etape në tjetrën dhe të ngritët prej një shkalle në shkallën tjetër, si dhe, të bëjë shtrirje të thella horizontale dhe vertikale, e veçanarishtë në mesin e rinisë intelektuale. *Të folurit dhe të vepruarit tonë me rezultate konkrete në emër të Ribashkimit është shenjë (tregues) se jemi rizgjuar dhe po ecim në rrugë të mbarë.*

**Përse Ribashkimi do të ndodhë?**

Kur të gjithë angazhohemi ai do të ndodhë. Prandaj,

- Kush mund ta mënjanojë një gjemb nga rruga, le ta mënjanojë;
- Kush mund ta hedhë një farë në tokë, le ta hedhë;
- Kush ka mundësi ta jep një lekë, le ta jep e mos t’i duket pak, apo të ndihmoj në çfarëdo forme apo mënyre, e mos t’i kushtoj vëmendje talljeve të dyftyrshëve.

Ne nuk presim punë vetëm prej udhëheqëseve apo dijetarëve, apo vetëm prej pasanikëve, dhe intelektualëve, por njëmend do të arrijmë sukses atëherë kur do t’i lëvizim masat e gjëra popullore me Ribashkim, siç vepruan hebrenjtë kur i lëvizën hebrenjtë e tërë botës për shkak të tokës së amshueshme, edhe përkundër shpërndarjes së tyre në anë të ndryshme të botës dhe copëtimit në shumë shtete e kontinente.

Ribashkimi është çështje e përgjithshme dhe gjithëpërfshirëse, përgjegjësia bie mbi të gjithë, edhe pse mund të ndryshojnë sasitë e saj.

Por, problemi qëndron te çdonjëri prej nesh:

- Secili kërkon që të tjerët të punojnë, kurse ai vet të rri i lirë;
- Të tjerët të luftojnë, e ai të qëndroj në shtëpi;
- Të tjerët të japin, e ai të bëhet koprrac;
- Të tjerët të flijojnë, kurse ai të rri duarkryq;
- E duam Ribashkimin, por nuk punojmë për të;
- I duam rilindësit tanë, por nuk e ndjekim rrugën e tyre;
- Zbukurojmë shtëpitë tona me flamuj e libra kombëtar, por nuk zbukurojmë jetën duke punuar për Ribashkim;
- Krenohemi me të vdekurit, por nuk nderojmë veprimtarët e gjallë;
- Kënaqemi duke kënduar këngë e vjersha patriotike, por asnjë vepër patriotike nuk pasojmë dhe zbatojmë;
- Nuk i duam armiqtë tanë, por bëhemi vegla të tyre;
- Mburremi se jemi shqiptarë, por nuk angazhohemi për vete.

Ribashkimi do të ndodhë se me ne është:

- E vërteta;
- E drejta ndërkombëtare;
- Popujt përparimtar apo miqtë;
- Dhe mbi të gjitha është Zoti.

**Treguesit e vetëdijesimit**

Se a janë vetëdijesuar shqiptarët në rrugën e Ribashkimit na tregojnë këta tregues apo shenja të poshtë shënuar. Shumësia e përdorimit të tyre është shenjë se jemi më afër Ribashkimit, sa më pak tregues që përdorim më larg tij jemi.

- Kur populli shqiptar voton dhe përkrah vetëm ato parti, organizata dhe lëvizje të cilat punojnë për Ribashkim;
- Kur mërgata organizohet në baza kombëtare e jo partiake;
- Kur shqiptari i Prizrenit voton për shqiptarin e Shkupit, kur shqiptari i Kumanovës voton për shqiptarin Vlorës, kur shqiptari i Sarandës voton për shqiptarin e Gjilanit;
- Kur çmojmë dhe përparësi i japim të brendshmes para të jashtmes;

- Kur Tirana zyrtare interesohet, merr nisma dhe angazhohet me të gjitha mjetet për shqiptarët e mbetur jashtë Shqipërisë administrative;
- Kur përmenden me emër dhe mbiemër ata që punojnë kundër Ribashkimit;
- Kur shqiptarët protestojnë para parlamentit të qeverisë së tyre nëse nuk punon për Ribashkim;
- Kur të kenë njësuar gjuhën politike përçarëse (kosovar, luginës) vetëm me shqiptar dhe largojnë shprehjet tjera përçarëse;
- Kur flasin hapur kudo për Ribashkim;
- Kur udhëhiqen nga një qeveri, organizatë apo lëvizje e vetme që flet për Ribashkim në emër të 12 milion shqiptarëve;
- Kur të kenë një televizion kombëtar që ka si synim trajtimin e çështjes së Ribashkimit;
- Kur formojnë organizma kombëtar në vend të atyre shtetëror në sport, arsim, kulturë, art etj;
- Kur financon apo përkrah vetëm vepra kombëtare dhe bojkoton ato partiake;
- Kur i vlerëson njerëzit në bazë të veprave e jo fjalëve;
- Kur nëpër tubime të llojllojshme është i pranishëm vetëm Flamuri Kombëtar dhe largohen ata partiak;
- Kur partitë politike shpallin moratorium dhe formojnë Këshillin Kombëtar për Ribashkim;
- Kur në institucione nuk emërohen njerëz që kanë pasur dhe kanë një veprimtari të dyshimtë ndaj kombit, qoftë me deklarata, vepra apo mënyra të ndryshme;
- Kur bojkotohen emisionet televizive, tryezat e rrumbullakëta nëse nuk janë ftuar njerëzit e duhur që të flasin për Ribashkim;
- Kur bojkoton individin, organizatorin me pjesëmarrje për shkak të kaluarës së tij të dyshimtë rreth Ribashkimit qoftë me deklarata apo aktivitet;
- Kur i nderon ata që me jetën dhe veprën e tyre kanë dhënë kontribut të drejtpërdrejt apo tërthortë për Ribashkim duke i ftuar në manifestime, tryeza të rrumbullakëta apo media;
- Kur e flet të vërtetën dhe vetëm të vërtetën rreth Ribashkimit, pa asnjë interes dytësor, për individ, ndodhi apo ngjarje;
- Kur nuk pranojmë asnjë zgjidhje tjetër përveç Ribashkimit, sado që të jetë e formuluar me emra joshës si Beneluks, Lagje shqiptare, Konfederatë, Federatë etj;
- Kur e kuptojmë se çështjes shqiptare i ndihmohet edhe kur je i dyti, në mes apo i fundit e jo vetëm i pari;
- Kur mobilizohemi për çështje të mira e jo vetëm për të këqija;
- Kur e mbrojmë shtetin (Ribashkimin) e jo individin, grupacionin apo partin;
- Kur kujdesemi për pronën shoqërore e jo vetëm atë private;
- Kur paqes nuk i kontribuojnë vetëm shqiptarët;
- Kur përparësi i japim ideve e jo personalitetit;

- Kur ulemi e planifikojmë të tashmen dhe të ardhmen e nuk vajtojmë të kaluarën;
- Kur kemi më shumë Avni Rrustema;
- Kur ti më përkrah mua e unë ty dhe e kuptojmë se po e përkrahim vetveten përmes Ribashkimit.

***<u>KAPITULLI I DHJETË</u>***

**Si ta ndihmojmë Ribashkimin?**

Lëvizja kombëtare e ka burimin që nga Lidhja e Prizrenit më 1878 dhe nuk ka për të reshtur derisa të realizohet Ribashkimi kombëtar. *Këtë lëvizje nuk mund ta ndalin as interesat partiake e as ato të pushtetmbajtës, as integrimet demagogjike dhe as retorikat përçarëse.* Kjo lëvizje ka nisur rrugën e saj dhe do t'i shkojë deri në fund, sepse Ribashkimi kombëtar është zgjidhja e vetme e çështjes shqiptare që vendos paqen në rajon, dhe *krijon parakushte për përparim të gjithëmbarshëm të popullit shqiptar në Ballkan.* Sot ka ardhur koha e Ribashkimit kombëtar. Nderi i takon brezit të sotëm për të jetësuar këtë ideal për të cilin është luftuar gjatë 134 vitesh.

Si shqiptar/e nëse të ka shkuar mendja se si mundesh edhe ti të ndihmosh atë, ja mënyrat e që besojmë se do të gjesh veten diku.

**Mendësia**

Para se të veproj njeriu thamë, se së pari duhet të dijë të mendoj drejt. Ribashkimi duhet të kaploj mendjen tonë apo mendësinë. Që të mos na largohet nga mendja për shkak të obligimeve tjera jetësore, ne duhet të freskojmë mendjen tonë me temën e Ribashkimit. Në mënyrë praktike kjo arrihet kështu: fjalën Ribashkim lexoje 100 herë në ditë, në mëngjes kur zgjohesh nga gjumi dhe në mbrëmje para se me fjet. Shtype dhe ngjite në kompjuter, portofol, brenda në veturë, ashtu që sa herë që punon me kompjuter, merr para nga portofoli apo vozit veturën ta kujton detyrën që ke ndaj Ribashkimit.

**Financo**

Ndonjë tubim, aktivitet, ngjarje, vepër letrare, kulturore, sportive gjithçka që i shërben afrimit të shqiptareve në procesin e Ribashkimit kombëtar. Jep sipas mundësive lloje të ndryshme të ndihmave. A ke financuar ndonjë libër, material, lëvizje që ka për temë apo qëllim Ribashkimin?

**Bashkohu**

Në çdo tubim, mbledhje, manifestim, aktivitet ku si synim parësor ka Ribashkimin. Bashkohu për Shqipërinë. Kur bashkohet një numër i madh i shqiptarëve kjo ndikon në tërë pjesët e popullit tonë siç janë: politikanët, mediat dhe masat popullore. Kjo forcon bashkimin dhe rrit krenarin tonë kombëtare.

**Blej**

Blej prodhime vendore ku prodhuesit janë shqiptarë. Blej vetëm në shitore të shqiptarëve. Kur blini për vete, të afërmit e tuaj, kur dikujt i dhuroni diçka le të jenë prodhime shqiptare. Me këtë ju shpëtoni ekonomin dhe familjet shqiptare të cilat mund të ndikohen nga afarizmi i dobët. Blej vepra nga artistët shqiptar dhe artizanatet shqiptare.

Blerje-shitja është çështje e ndjeshme. Shitësit duhen të jenë më të arsyeshëm me çmimet e tyre e jo të ofrojnë çmime të larta me qëllim të shfrytëzimit të ndjenjave atdhetare të blerësit, por edhe ata të tregojnë ndjenja atdhetare gjatë ofrimit të çmimit për çfarëdo lloj të prodhimit. Blerje-shitja është raport i ndërsjellët në mes dy palëve, e jo në llogari vetëm të njërës palë.

**Udhëto**

Udhëto nëpër viset shqiptare në tërë gjeografinë e saj, kudo që ka shqiptarë. Shfrytëzo sipas nevojës dhe mundësisë kompanitë udhëtuese shqiptare. Autobus, anije, aeroplan në pronësi të shqiptarëve. Interesohu për ato kompani (pronarët) dhe vendos të udhëtosh me ato që e ndihmojnë Ribashkimin.

**Lexo**

Publicistikën shqiptare sidomos temat që trajtojnë çështjen kombëtare:gazetat, revistat, libra dhe webfaqet me përmbajtje kombëtare. Grumbullo fakte duke lexuar libra, vepra apo në Internet.

**Shkruaj**

Për të drejtën e shqiptarëve për Ribashkim. Falëndero individët, organizatat dhe shtetet mike që kanë qëndrim të drejt dhe e ndihmojnë çështjen shqiptare. Dërgoni letra falënderuese, memorandume, posaçërisht kongresit dhe senatit amerikan, e në veçanti presidentit të saj, si dhe sekretarit gjeneral të Kombeve të Bashkuara. Letrat titulloni kështu: ‘’Ju faleminderit për përkrahjen e popullit shqiptar’’. Sa më shumë letra që dërgojmë më mirë.

**Eduko**

Çdo të huaj që je në kontakt të përditshëm, me historinë e popullit shqiptar dhe të drejtën legjitime për Ribashkim, kudo që gjendesh në Evropë, Amerikë, Azi apo Australi. A je i vetëdijshëm se ti je ambasador i popullit tënd?

**Lobo**

Në blerjen e çdo deputeti, përfaqësuesi, zyrtari të shtetit, mediat, kultura, sporti, arsimi ku jeton, për çështjen shqiptare. Përvetëso personalitetet më të famshme botërore nga fusha e artit, kulturës, biznesit, sportit e çfarë jo tjetër.

**Demonstro**

Protesto për çështjen shqiptare dhe Ribashkim, para konsullatave, ambasadave, Parlamentit Evropian, Kombeve të Bashkuara, G8, kampionateve evropiane apo botërore të natyrave të ndryshme sportive apo ndonjë samiti ndërkombëtar.

**Fol**

Kur dëgjoni diçka që nënçmon, fyen, ofendon, paragjykon shqiptarët, mos i bëjë vetit pyetje ‘’Çfarë do të bëjnë të tjerët kundër kësaj’’. As një organizatë e vetme apo institucion i shtetit shqiptar nuk mund ta luftoj propagandën në çdo front, prandaj *mos supozo por vepro.* Shkruaj për gazetën tënde lokale ose fol me njerëz për temën gjegjëse. Bëhu ambasador i vendit tënd duke dëshmuar me fakte. Ndoshta edhe fqiu më i afërm i

yti ka nevojë për informata të besueshme. Kurrë nuk e di se si kontributi juaj ndikon në pikëpamjen e të tjerëve. Mundësit janë të pakufishme. *Gjëja më e keqe është që dikush të heshtë në raste të tilla.* Prandaj bëj diçka!

**Lutu**

Te Zoti për paqen në tokat shqiptare. Lutu për parinë shqiptare që mendjet e tyre të punojnë për interesin kombëtar e jo partiak. Falëndero Zotin për ekzistimin e popullit shqiptar. Sado që e ndihmon çështjen tonë në sferën politike, ekonomike mos harro anën shpirtërore. Po të mos ishte vullneti i Tij si do t'i bënim ballë rrebesheve të historisë. Kryetari i Çekisë, Haveli, thoshte :''Shteti është krijim i njeriut, ndërsa njeriu është krijesë e Zotit''.

**Telefono**

Shqiptarët që jetojnë jashtë Shqipërisë londineze, inkurajo dhe falëndero ata për qëndrimin, angazhimin dhe guximin në tokat e të parëve të tyre. Bëja me dije se ata nuk janë vetëm. Por, telefononi edhe shqiptarët në Shqipërinë londineze dhe bëja me dije se JEMI NJË dhe kemi nevojë për ndihmën e tyre.

**Reago**

Kudo që gjendeni ndaj mediave të njëanshme nëse shtrembërojnë faktet mbi shqiptarët dhe çështjen shqiptare. Sa më i madh numri i reaguesve fuqia e tyre është më e madhe.

**Solidarizohu**

Me familjet e dëshmorëve, luftëtarëve dhe invalidëve të luftës të cilët luftuan për çlirim dhe Ribashkim kombëtar. Para se të shkoni në shtrat paramendoni vetën se si do të ishte që të jeni motra, fëmija apo prindi i dikujt i cili deri dje ishte në mesin e të gjallëve e sot është vetëm në eshtra. Solidarizohu me të burgosurit dhe veprimtarët e çështjes kombëtare. Solidarizohu me familjet e viktimave të zhdukur. Është obligim që të ndajmë dhimbjen me këto kategori.

**Turizmi**

Vizito vendet turistike në tërë trojet shqiptare. Inkurajo të huajt që të vizitojnë vendet e bukura shqiptare. Foli atyre se ia vlen të vizitohen vendbanimet shqiptare. Tregoi atyre për gjërat që ata mund të joshen gjatë vizitës së atyre vendeve. Tregoni për kompleksin Adem Jashari në Prekaz dhe njoftoni të huajt se çfarë ka bërë një familje e tërë për kombin e tyre. Kjo tregon se ju e doni vendin e juaj. Me turizmin kombëtar dhe të huaj forcohet ekonomia shqiptare e me të edhe Ribashkimi kombëtar përshpejtohet.

Kur jemi te turizmi brenda shqiptar, deri më sot lëvizja ka qenë vetëm në drejtim të bregdetit shqiptar, por tash e tutje turistët nga Shqipëria londineze duhet të vizitoj pjesët tjera të truallit të saj, e jo vetëm vendet e huaja. Shqiptarët jashtë Shqipërisë londineze edhe pse jetojnë nëpër administrata të ndryshme ata kanë arritur që pas tri luftërave të fundit, të kenë një frymarrje më të lehtë dhe kanë krijuar investime moderne në fushën e hotelerisë me çfarë edhe kanë plotësuar kushtet për të pritur mysafirë të ndryshëm e në veçanti vëllezërit e tyre nga gjysmë shteti shqiptar. Tash e tutje ky turizëm duhet të jetë i dyanshëm dhe atë për dy arsye: forcimit shpirtëror dhe ekonomik brendashqiptar.

**Flamuri**

Ynë kombëtar të valoj në çdo manifestim. Vendose në shtëpi, godinë apo tavolinë ku punon. Vendose në veturë. Trego se je krenar me Shqipërinë. Vendos apo vesh ndonjë fanellë me Flamurin Kombëtar. Nëse nuk ke pranë teje ndonjë flamur thuaj fëmijëve të tu që të vizatojnë ndonjë dhe shfaqe ku ta merr mendja ty. *Ki mendjen që gjatë shpalosjes së flamurit të mos rrezikosh veten nga armiqtë.* Natyrisht, largo dhe hidhi në mbeturina flamujt partiak.

**Mjedisin**

Mos e ndotë. Nëse ke mundësi mos udhëto me veturë, por ec në këmbë apo biçikletë. Gomat e veturës të jenë të fryra sipas standardeve. Mos parko pa vend. Mos blini lëndë djegëse në pompat e benzinës që importojnë nga shtetet armike. Kurseni energjinë elektrike të panevojshme, mos derdh ujë vend e pa vend. Mos hedh bërllok ku tu mundesh përpos në vendet e parapara për të. Mos preni pyjet vend e pa vend. Mos dëmtoni tokat që mundë të përdoren për bujqësi.

**Studjo**

Fqinjët tanë. Ata thonë për ne diçka krejt ndryshe kur janë në kontakt me bashkësinë ndërkombëtare, e krejt diçka tjetër kur flasin në mes veti. Të përcjellim mediat e tyre, publicistikën. Sa më shumë që i njohim më lehtë mbrohemi, por edhe më lehtë i sulmojmë.

**Afrohuni**

Në mes vete. Kur ne afrohemi dhe punojmë së bashku, dalim më të bashkuar përball armiqve, kurse me ne do të jetë Zoti. Shqiptarët janë në këtë gjendje sepse nuk janë të afruar por të përçarë. Mos të kritikojmë njëri tjetrin apo qeveritarët tanë vend e pa vend, por vetëm në raste nëse kritika është me vend. Për t'u bërë ballë armiqve tanë duhet të afrohemi në mes veti, të lëmë anash dallimet tona dhe të punojmë së bashku.

**Historinë**

Tonë të mësojmë mirë dhe nga ajo të nxjerrim mësime. Të mësojmë rrënjët apo burimet e së keqes tonë. Kjo ka rëndësi pasi që armiqtë tanë po na paralajmërojnë se nuk ka ndryshuar qasje e tyre ndaj nesh. Parandalimi i së keqes është hap i domosdoshëm.

**Bisedo**

Me politikanë, sportistë, shokë, miq, familjarë, të afërmit tu për çështjen e Ribashkimit. Nxit bisedën kudo që ndodhesh, dëgjo dhe fol mbi rëndësinë e Ribashkimit. Ata do ta kuptojnë më seriozisht çështjen e Ribashkimit.

**Njofto**

Fqinjët tanë se ne do të Ribashkohemi dhe nuk brengosemi për çmimin. Me tërë atë urrejtje në media, libra, enciklopedi ndaj shqiptarëve nga ana e fqinjëve tanë ata po e përgatisin një gjeneratë të tërë për luftë, jo për paqe.

**Bëhu**

Shqiptarë më tolerant dhe respekto vëllezërit tu. Nëse je fjalosur me ndonjë shqiptar kërko falje ose falja. Para se të shkosh në shtrat mendo se si mundesh të përmirësosh sjelljet që nuk janë në përputhje me normat dhe traditat shqiptare. Këtu bënë pjesë flakja e gjakmarrjes nga tradita jonë. Duke përmirësuar vlerat tona morale dhe etike ne fuqizojmë popullin dhe shtetin tonë.

**Webfaqe**

Krijo webfaqe personale ose publike në gjuhën shqipe dhe gjuhën e vendit ku jeton. Trego historinë dhe kulturën e popullit shqiptarë dhe lufto propagandën kundër shqiptare. Trego arsyet përse shqiptarët duhen të Ribashkohen. Krijo një webfaqe në gjuhën angleze por edhe gjuhë tjera ku do të kërkojmë përkrahje nga tërë njerëzit e botës për Ribashkimin kombëtar, pastaj kur të kemi një milion përkrahës nga mbarë bota këto fakte, do t'ia dërgojmë çdo ambasade, qeverie, mediave si dhe personaliteteve më me ndikim botëror nga bota e artit, kulturës, ekonomisë, sportit dhe politikës për solidarizim me çështjen tonë.

**Panair**

Organizo panair me mall dhe prodhime shqiptare kudo që gjendesh. Përveç se mbron ekonominë shqiptare ju forconi edhe marrëdhëniet me popujt ku jetoni, me këtë ju hapet mundësia për depërtime në politikën e vendit e që mund të shfrytëzoni për interesat shqiptare.

**Dërgo**

Në atdhe sipas mundësisë ndihma për arsim, shëndetësi, sport, ekonomi, teknologji dhe ndihma nevojtarëve të ndryshëm. Dërgo pako ushtrisë shqiptare duke falënderuar ushtarët dhe oficerit për kontributin që po japin në mbrojtje të atdheut tonë.

**Eja**

Në Shqipëri nga mërgata. Nëse je i arsimuar apo ke fituar njohuri për ndonjë zeje, eja këtu dhe zhvilloje. Ardhja e juaj do t'i jepte Shqipërisë një zhvillim të hovshëm ekonomik. Shqipëria e Ribashkuar paraqet vendin ku shqiptari/ja duhet të arrij potencialin e tij/ saj më të lart. Fillo të përgatitesh për ardhje.

**Mëso**

Gjuhën shqipe dhe traditën shqiptare fëmijëve në mërgatë.  Kjo forcon lidhjet dhe krenarin me atdheun e tyre. Mëso çdo ditë diçka të re dhe vëne në shërbim të atdheut. Edhe fëmijët mëso me gjëra të dobishme e një ndër to është dashuria ndaj atdheut.

**Dëgjo**

Versionin zyrtar të palës shqiptare për ndonjë ndodhi e mos bjer pre e propagandës kundërshqiptare nga kushdo qoftë. Bota është një arenë e dezinformatave për qëllime të ndryshme.

**Shpërndaj**

Literaturë, broshura, fletëpalosje,  për Shqipërinë, për vendin dhe të arriturat e saj kudo që ndodhesh sidomos jashtë atdheut. Jep informata për Ribashkimin kombëtar dhe përse ai është i domosdoshëm, sidomos në shtetet fqinje dhe gjuhët e tyre.

**Organizo**

Një kulturë, një sport, një arsim, një ekonomi mbarëkombëtare. Largohu nga lokalizmi, rajonalizimi.

**Voto**

Vetëm partitë që në programet e tyre kanë Ribashkimin kombëtar dhe angazhohen për të. Këtu mos lësho pe, mos bë kompromis.

**Mendo**

Për çdo ditë 15 minuta për çështjen e Ribashkimit. Analizo veten se në cilën mënyrë do të kishe mundur me ndihmuar atë. Kujto dhe nëse mundesh këndo së paku një herë në ditë himnin tonë kombëtar.

**Lidhu**

Me shqiptar të panjohur kudo që takoni. Ofroi një pije apo drek dhe rreheni temën e Ribashkimit. Ne kemi nevojë që të lidhemi me njëri tjetrin në kohë paqe pasi që kjo na bënë më të fortë në kohë të vështira.

**Komunikacioni**

Të ruajmë jetën e shqiptarëve në rrugët tona. Kjo është një çështje që varet nga ne dhe duhet të marrim hapat e nevojshëm që të parandalojmë vrasjen e shqiptarëve nga pakujdesia dhe papërgjegjësia jonë.

**Media**

Paraqitu, fol dhe shkruaj në mediat e ndryshme për çështjen e Ribashkimit kudo që ndodhesh dhe në gjuhë të huaja. Të depërtojmë në CNN, BBC e Al-Jazeera.

**Bojkoto**

Dhe shkruaj kundër çdo qeverie madje edhe qeverisë sonë nëse ka qëndrim të luhatshëm ndaj Ribashkimit. Bërtit dhe njofto botën se përse ligjet ndërkombëtare nuk janë universale por selektive. Bojkoto tubimet lokaliste, partiake dhe individët që me asgjë nuk e kanë dëshmuar Ribashkimin.

**Kërko**

Pa hile nga qeveria, institucionet, organizatat atdhetare që të ndërrojnë zyrtarët që merren me çështjen e Ribashkimit e nuk kanë treguar rezultatet e pritshme. Jepi këtyre organizmave emrat e personave që mund të kryejnë detyrat më me përgjegjësi. Kërko që

ushtria e shtetit shqiptar të shndërrohet në ushtri kombëtare e të gjithë shqiptarëve në Ballkan.

**Fushata**

Për Ribashkim të organizohen kudo ku ka shqiptarë dhe në mërgatë. Të sjellën personat e merituar me bagazh patriotik para publikut. Të ngjiten afishe dhe reklama të ndryshme në vende të dukshme ku do të vetëdijesoni popullin për domosdoshmërinë e Ribashkimit. Personalitetet vendore më me ndikim nga bota e artit, kulturës, sportit, publicistikës dhe fushave tjera t'i bashkëngjiten këtyre fushatave.

**Grupi**

Mblidhi të gjithë shokët/shoqet në një vend dhe bisedoni si vëllezër/motra se si mund ta ndihmoni Ribashkimin kombëtar. Prodhoni sa më shumë ide. Zgjidhni ato më të mirat dhe vazhdoni më tutje deri në realizimin e tyre të plotë.

**Dita**

E Ribashkimit të mbahet në një datë të përbashkët në mbarë trojet shqiptare dhe mërgatë para qendrave të vendosjes, para godinës së Parlamenti Evropian, para selisë së NATO-s në Bruksel dhe Kombeve të Bashkuara në New York.

Këto pra ishin disa nga mënyrat që çdo shqiptar/e do të mundej të ndihmonte Ribashkimin. Shërbimi ynë ndaj Ribashkimit do të thotë të japim më të çmueshmen që kemi në pronësi: para, mendime, kohë, flijim. Të dhënit është e shumanshme, përveç të lartpërmendurat të dhënit përfshin edhe p.sh. të dhënit e talentit; mirënjohjes; falënderimit; guximit; mbështetjes; ideve(mendimeve); frymëzimeve; mençurisë; kohës; informatave; dashurisë; brengosjes; gëzimit; bekimit; lutjes; kuptimit; dëgjuarit etj.

**Si ta pengojmë Ribashkimin?**

Shumë lehtë. Hesht para padrejtësive; mos lejo që tema e Ribashkimit të flitet publikisht sidomos në media; beso verbërisht në integrimet evropiane, në multietnicitet; mos reago ndaj fyerjeve të fqinjëve; përgojo, etiketo veprimtarët e denjët; voto për partitë politike aktuale; krijo dyshime ndaj Ribashkimit; me një fjalë vazhdo kështu si je me gjumë dhe mos kërko ndryshime.

***KAPITULLI I NJËMBËDHJETË***

**Shqipëria e Nesërme (Ribashkuar)**

Si të drejtojmë të lakuarën, të përmirësojmë çrregullimet dhe të kompensojmë atë që kemi humbur? Si ta bëjmë të sotmen më të mirë se të djeshmen dhe të nesmërën më të mirë se të sotmen?

Platforma për çështjen shqiptare në Ballkan asnjëherë nuk është trajtuar seriozisht nga institucionet shqiptare e të mos flasim për partitë e shumta politike. Kurse, zërat e arsyeshëm të individëve gjithnjë janë injoruar nga politika zyrtare dhe jo zyrtare me përbuzje qesharake.

Ribashkimi i pjesëve të shkëputura të trojeve shqiptare është një ëndërr që ka kapluar imagjinatën e çdo shqiptari gjakpastër, që nga Lidhja e Prizrenit 1878, çast ky që simbolizon shpërbërjen dhe tkurrjen tonë si popull. Mirëpo ky Ribashkim ka mbetur ëndërr e parealizuar gjerë më sot për shumë arsye të brendshme dhe të jashtme. Megjithatë, me siguri mund të pohojmë se ëndrra për Ribashkim nuk është ndërprerë në imagjinatën e popullit shqiptarë madje edhe në kohën e ditëve më të rrepta të cilat kanë rrezikuar shqiptarët.

Ne të gjithë e dimë se çdo lëvizje politike e popullit shqiptar prej 1878 e deri më 2001, kur përfunduan edhe tri luftërat e fundit u bënë për këtë ideal. Kjo ëndërr vetëm sa vjen e fuqizohet për shkak të situatës së brishtë politike që kanë shqiptarët sot në Ballkan, e sidomos me vetëdijesimin dhe rizgjimin e popullit shqiptar, i cili dalëngadalë por sigurt po futet në etapën e gjallërisë, pas të kuptuarit më të qartë të sistemit demokratik e në veçanti partive politike.

*Shqiptarët po e kuptojnë se Ribashkimi është kriter qytetërues i përparimit të popullit, sepse e forcon fisnikërinë, dinjitetin dhe sovranitetin e tyre. Përveç kësaj Ribashkimi në këtë kohë është bërë nevojë ekonomike, politike dhe kulturore e popullit shqiptar.*

Ribashkimi është një ëndërr jo vetëm e bukur por edhe e domosdoshme. Të gjithë veprat e larta dhe fisnike, të cilat në të kaluarën kanë dal në dritë, burimin e kanë pasur nga ëndrrat të cilat në fillim e kanë kapluar imagjinatën e një numri të vogël njerëzish.

Ky numër i vogël njerëzish gjërat i ka kuptuar në mënyrë intuitive e jo vetëm në bazë të logjikës. Atë që shumica e njerëzve e konsiderojnë të pamundur, ky numër i vogël njerëzish e konsideron të realizueshme. Atë që shumica e konsideron të mundshëm, ky numër i vogël këtë e konsideron të besueshme deri te realizimi i të cilit kanë mbetur vetëm edhe disa hapa.

Ne i takojmë kësaj pakice e cila konsideron se populli shqiptar ka hyrë në fazën e para-Ribashkimit, përkundër vështërsive dhe pengesave të qarta të cilat qëndrojnë në rrugën e tij. Suksesi për një ndërmarrje të tillë kërkon: udhëheqje, urtësi, dituri, qëllim të mirë dhe sigurim të rrethanave të volitshme, të brendshme dhe të jashtme, që realisht mund të merr ca vite.

Siç thamë, veprat e famshme dhe të mëdha në jetë zakonisht fillojnë me një ëndërr, e cila e kaplon imagjinatën dhe zemrën e një numri të vogël njerëzish, të cilët e marrin mbi vete obligimin për të realizuar atë ëndërr. Në fillim ëndrra e tillë është si një topth bore, i cili rrokulliset nga maja e bregut, rritet dhe vjen gradualisht duke u zmadhuar. *Kur themi: ’’Ribashkimi është ëndërr’’, kjo nuk do të thotë se ajo është iluzion dhe imagjinatë e zakonshme, por ide praktike e cila është e mundur të jetësohet duke pasur parasysh potencialet e popullit shqiptar dhe drejtimet ekzistuese në të cilat lëviz historia njerëzore.*

Populli shqiptar ka dhënë shumë për këtë ëndërr ashtu që udhëheqësia e tij kur thirret në Ribashkim nuk do t’ia filloj nga zeroja apo prej asgjëje. Ne na kanë mbet vetëm edhe ca hapa të vogla rreth tij. Ato hapa nënkuptojnë lirim tonë nga robëria shpirtërore si parakusht i lirisë politike. Përmbajtja e robërisë shpirtërore përfshin: filozofia e huaj, ndihma e huaj, mbështetja e huaj apo me një fjalë kompleksi i vlerës së ulët, e cila nënkupton rrënimin e botëkuptimeve, kulturës, traditave dhe bindjeve vetanake. Fuqia jonë qëndron në punë, dituri,vendosmëri, përkushtim, përgjegjësi dhe llogaridhënie.

Ribashkimi jonë ka marr përkrahje ndërkombëtare, përveç nga sondazhet edhe nga dy personalitete dhe shtete më të fuqishme në arenën ndërkombëtare. I pari ishte ish-presidenti i SHBA-ve, George Walker Bush, kur në Tiranë më 2007 deklaroi pavarësinë Kosovës dhe kërkoi nga Tirana:’’ Të marrë përgjegjësitë e saj para kombit shqiptar’’, e që do të thoshte se duhet të filloj procesin e Ribashkimit, dhe i dyti erdhi nga kryeministri i Turqisë, Recep Tayyip Erdogan i cili tha: ‘’Populli shqiptar kudo në Ballkan ka të drejt për vetëvendosje. Nëse të drejtat e shqiptarëve nuk merren parasysh, ushtria turke do të ndihmoj shqiptarët për çlirimin e trojeve shqiptare’’.

E nesër?  Natyrisht se Shqipëria jonë e Ribashkuar do të krijoj parakushtet për një mirëqenie në radhë të parë të popullit shqiptar e pastaj edhe të tjerëve. Mos u habitni kur të dëgjoni: ekonomia shqiptare po shënon ngritje marramendëse, filan zbulimi shkencor u

bë në Shqipëri, filan shkencëtari shqiptar u propozua për çmimin Nobel, filan sportisti shqiptar zuri vendin e parë në kampionatin botëror, apo diplomacia shqiptare arriti të pajtoj dy vendet e armiqësuara. Të gjitha janë të arritshme, por së pari ne na duhet që të plotësojmë *një parakusht, një standard*, që e ka emrin Ribashkim.

**Parapërfundim**

Se si do të arrijnë shqiptarët këtë Ribashkim, si do ta rregullojnë sistemin pas Ribashkimit, le të mbetet punë e atyre që do të marrin përgjegjësin që së bashku me popullin të vendosin. Por nesër kur të arrihet ky Ribashkim *gjëja e parë* që duhet të bëjnë shqiptarët është krijimi i Strategjisë së Sigurisë Kombëtare. Vetëm kur të kenë këtë dokument dhe elementet përcjellëse të saj atëherë mund të fillojnë me krijimin e strategjive tjera siç janë zhvillimi ekonomik, kulturor e tjetër i vendit.

Pra, siguria e vendit paraqet parakusht për mirëqenie ekonomike të popullit shqiptar. Edhe pse tregu shqiptar do të rritet dhe do të josh shumë investitor të huaj, për shkak të pasurive tokësore, nëntokësore e ujore që ka, parakusht për investime paraqet siguria e vendit duke nënkuptuar edhe stabilitetin e institucioneve të shtetit të Ribashkuar.

Ky shtet për shkak të pozitës gjeopolitike dhe pasurive të shumta tokësore, ujore e nëntokësore është vetvetiu i qëndrueshëm.

*Gjëja e dytë* që duhet të kujdeset shteti i Ribashkuar është krijimi i strategjisë për kthimin e mërgatës sidomos atyre që shprehin dëshirë që përvojën dhe kapitalin e tyre ta bartin në atdhe. Mërgimtarët duhen të kenë të gjitha lehtësirat dhe nuk guxojnë të kenë asnjë pengesë administrative për rimëkëmbjen e ekonomisë shqiptare. Vetëm kur të plotësojmë nevojat e atyre mërgimtarëve, mund të lejojmë investimin e kapitalit nga të huajt në vendin tonë.

*Gjëja e tretë* në Shqipërinë e Ribashkuar mbetet syçeltësia e popullit ndaj punës së zyrtarëve dhe institucioneve të shtetit . Populli duhet të përcjell zhvillimin dhe përparimin përmes punës, këshillave e nëse ka nevojë edhe protestave, por që bëhen për të mirën e tij dhe shtetit e jo për tekat personale të individëve, partive dhe grupeve të interesit.

Për të planifikuar të ardhmen, duhet të dini të sotmen, si ishte e kaluara dhe çfarë i pret shqiptarët në të ardhmen! Asnjë komb nuk mund të heq dorë nga interesat dhe synimet e tij, sepse kjo do të thotë që të heqësh dorë nga vet jeta. Për më tepër, kombet nuk lejohen

që të bëjnë vetëvrasje, dhe as vrasja e tyre fshehurazi nuk është e mundur: xhelati apo ekzekutuesi i krimit, gjithmonë njihet mirë në histori.

Kombet janë qeliza të pazëvendësueshme për bashkësinë njerëzore apo për ekzistencën e vetë botës. Një fakt i tillë nuk mund të vihet në pikëpyetje. *Kjo është arsyeja përse lufta për mbijetesë kombëtare, për vetëvendosje, përparim dhe liri kombëtare-nuk është dhe nuk mund të quhet krim, ekstremizëm e terrorizëm.* Çdo komb, pavarësisht sa i madh ose sa i vogël është, ka të drejtën natyrore dhe historike të ketë vendin dhe sovranitetin e tij në bashkësinë njerëzore, po ashtu siç ka edhe njeriu vendin e tij në shoqëri.

Po e ritheksojmë edhe një herë, për të pasur shqiptarët një shtet të fuqishëm dhe qëndrueshëm, në të ardhmen duhet të punojnë në dy fronte siç e cekëm më lart: sigurinë kombëtare dhe zhvillimin ekonomik. Ata që i japin përparësi njërës ndaj tjetrës nuk kuptojnë asgjë për rolin e shtetit dhe rrethanat në të cilët janë shqiptarët.

*Siguria kombëtare përfshin:*a) Këshillin e Sigurisë Kombëtare, b) Ushtrinë, c) Policinë d) Parlamentin që mbron kushtetutën me komitet e saja të fuqishme, dhe d) Shërbimin Inteligjent. *Zhvillimi ekonomik përfshin*: a) infrastrukturën tokësore (rrugore, hekurudhore) ujore dhe ajrore b) zvogëlimin e procedurave burokratike për biznes dhe c) krijimin e një banke të fuqishme kombëtare me valutë të saj.

**Fund**

Është një çështje e rëndësishme rreth materialit që ju keni lexuar (mësuar) në këtë libër. Ky material funksionon sepse popujt paraprak kanë ndjekur këtë rrugë në formimin e shteteve të tyre. Do të funksionoj  edhe për ne por vetëm nëse e fusim në përdorim. Sa më shumë që e përdorim më shumë do të përmirësohemi. Atë që keni lexuar testoni. Çfarë ju pengon në zbatimin e këtyre informatave në praktik?  Ti. Askush tjetër-vetëm Ti.

Çfarë është shkruar këtu nuk ka kurrfarë kuptimi nëse nuk e merrni dhe shfrytëzoni në jetën e përditshme. Nëse nuk bëni gjë me këto informata, ju vetëm keni humbur kohën e juaj duke lexuar. Zbato këto që ke lexuar dhe vrojto ndryshimet.

Të kujtohet kur në fillim të librit Ju thamë se gjithçka varet nga ti. Ti je dikushi! Ti ke vlerë! Nëse nuk je bindur ende ne mund të dëshmojmë këtë. Vetëm ca sekonda të duhen dhe ti je njëri nga ata që ke filluar me hapa praktik në jetësimin e Ribashkimit. Si? Dërgo

me email këtë libër te shokët, shoqet apo te të gjithë ata që i njeh. Sapo të dërgosh këtë libër përmes e-mailit, Ti ke filluar me lëviz drejt qëllimit-Ribashkimit!Urime!

Këtë libër duam që ta përmbyllim me fjalët e themeluesve të shtetit Izraelit që i përmendëm në fillim të librit, por të përshtatura me nevojat tona shqiptare.
‘’ Nëse JU doni Ribashkim Kombëtar Shqiptar ai nuk do të jetë më ëndërr’’. ‘’ Sikur të gjithë miqtë tanë që nga Perëndimi dhe Lindja të na japin ne Ribashkimin, ato do të jenë vetëm fjalë. Por, sikur shqiptarët të ngriheshin dhe ndërtonin Ribashkimin, ai do të ishte çështje e përfunduar’’.

Krejt në fund mos harroni një gjë, përmbushja e AMANETIT të Ribashkimit varet nga NE: *e ardhmja e shndritshme* në një shtet të vetëm ku do të radhitemi përkrah popujve përparimtarë ose *vazhdimi i robërisë* në 6 shtete ku do të radhitemi përkrah popujve të robëruar dhe të prapambetur! VENDOS/NI!